Petraq Kolevica

# Kam njohur sy, o, ata sy!

poezi ruse
të përkthyera nga origjinali

BOTIMET TOENA
Tiranë 1998



# K. F. RILJEJEV

1795 - 1826

Ishte një nga poetët e parë rusë kundërshtarë të regjimit carist. Më 1814, kur ende vazhdonte lufta kundër Napoleonit, si oficer i ri, u dërgua me armatën ruse që shkoi në Gjermani, Zvicër, Francë; Këto udhëtime ndikuan fort në formimin e botkuptimit të tij liridashës dhe e frymëzuan të thurrte poezi të tilla. Ishte ndër propagandistët kryesorë të lëvizjes dekabriste dhe ditën e kryengritjes, më 18.12.1825 u gjend në sheshin e Senatit. Në mbrëmje u arestua dhe më 13 korrik 1826 u ekzekutua me varje.

* * *

E kam për nder në burg të rri,
Se për të drejtën më dënojnë.
Këta vargonj s'më turpërojnë,
Se po i mbaj për ty Rusi.



# A. A. DELVIG

1798 - 1831

Lindi më 6 gusht 1798. Rridhte nga një familje e vjetër baronësh të zonës pranë detit Balltik.

Në historinë e letërsisë ruse, ndonëse nuk futet në radhën e poetëve të mëdhenj, cilësohet si një poet që eci në rrugën e vet krijuese origjinale. Mori pjesë në rrethet me ide përparimtare të dekabristëve, megjithatë ndënjti larg luftës shoqërore-politike të kohës, duke iu kushtuar tërësisht krijimit letrar. Drejtoi të përkohshmen "Gazeta letrare" për të cilën pati kërcënime nga censura deri në internim në Siberi. Ishte shok i ngushtë i fëmijërisë së Pushkinit. Ditën që vdiq, më 14. 01. 1831, Pushkini shkroi: "Askush në këtë jetë nuk më ishte më pranë se ai. Tani të gjithë mbetëm jetimë".

## Romancë

Sa dit' e lumtur! Ç'dit' e bukur!
Me diell e dashuri!
Çdo gjurmë dimri është zhdukur,
Qesh zemra përsëri
O fushë, ngjallu! Pyll, u zgjo!
Ti jetë, u përtërit!
Ajo më do! Ajo më do!
Sot zemra pëshpërit.

Ç'do dallëndyshe, në dritore?
Përse po më këndon?
Mos solle afshe pranverore
Dhe dashurinë fton?
S'më duhesh jo, po gjetkë shko.
Sot dashuria ndrit:
Ajo më do! Ajo më do!
Sot zemra pëshpërit.



A. S. PUSHKIN
1799 - 1837

Tashmë dihet nga të gjithë se Pushkini është poeti më i madh rus, përfaqësuesi dhe krenaria e kulturës të kombit të vet.

Në një jetë të shkurtër, as dyzetvjeçare, arriti të krijojë një sërë kryeveprash, që janë fondi i artë i letërsisë ruse dhe botërore. Ndër to mund të përmendim poezitë e tij lirike me bukuri të veçantë, poemat, romanin në vargje "Eugjen Oniegini", dramën "Boris Godunov", tregimet "Bija e kapitenit" etj.

Pushkini, në veprën e vet, ka qenë këngëtar i lirisë në një nga regjimet më të egra dhe vepra e tij ishte e mbetet frymëzuese e përpjekjeve për liri të popullit rus.

Mjaft nga poezitë lirike të Pushkinit, romani "Eugjen Oniegini", drama "Boris Godunov" dhe "Vajza e kapitenit" janë përkthyer prej kohësh në shqip nga disa prej përkthyesve tanë të talentuar dhe kanë gjetur vendin e duhur në pasurimin e kulturës sonë.

* * *

Mos, bukuroshe, m'i këndo
Të ëmblat këngë të Gruzisë,
Se më kujtohet nga ato
Një koh' e lumtur e rinisë.

Ndër mend më bie mengadale
Kjo kënga jote malësore,
Ndajnatën, hënën përmbi male
Dhe një fytyrë engjëllore.

Ajo fytyrë plot magji
Kur ty të shoh humbet, venitet,
Por ti këndon dhe ja, tani,
Ajo m'e gjallë më fanitet.

Mos, bukuroshe, m'i këndo
Të ëmblat këngë të Gruzisë,
Se më kujtohet nga ato
Një koh' e lumtur e rinisë.

## Për A. P. Kern

Kujtoj një çast të paharruar:
Përpara sysh m'u shfaqe ti
Posi një engjëll krah-praruar
Plot bukuri e dlirësi.

Kur brenga shpirtin m'a mundonte,
Kur jeta dukej kotësi,
Në veshët zëri yt kumbonte
Dhe para sysh më dilje ti.

Kaluan vitet një pas një
U shuan ëndrrat rinore
Dhe un' harrova t'ëmblin zë,
Fytyrën tënde qiellore.

Në heshtje rridhte jeta ime,
Në terr të thellë, në vetmi,
Pa perëndi, pa frymëzime,
Pa lot, pa jet' e dashuri.

Po sot u zgjua shpirt' i vuar,
Pse, ja, sërish m'u shfaqe ti
Posi një engjëll krah-praruar
Plot bukuri i dlirësi.

Dhe zemra rrahu plot gëzime,
Pse sot iu kthyen përsëri
Me perëndi, me frymëzime
Me lot me jet' e dashuri.

* * *

Të desha fort dhe ndoshta zjarr' i parë
Në shpirtin tim s'u shua përgjithnjë.
Po ç' ta lëndoj një plagë të përtharë...
Nuk dua të sëndisesh kurrë më.

Të desha fort, i heshtur, shpresëshuar,
Me drojtje, me zili, pa hapur gojë.
Me ç' afsh e ç'zjarr të pata dashuruar,
Një tjetër, dhëntë Zoti, të të dojë.

## Përshëndetje

Dy syt'e tu të fundmen herë
Guxoj me mend t'i ledhatoj.
Guxoj të zgjoj në zemr' e çjerrë
Me drojtje ëndrrat që m'u shterrë
Dhe dashurinë të kujtoj.

Vrapojnë vitet pa pushuar,
Ndryshojmë ne, ndryshon çdo gjë.
Ti për poetin tënd je shuar,
Me terr'e varrit je mbuluar
Dhe shoku yt për ty s'rron më.

Pranoje, pra, nga zemr' e tretur
Një përshëndetje plot rënkim,
Si nusja ime e ve mbetur,
Si shok që shokun puth i heshtur
Përpara nisjes n'internim.

# Ançari

Atje ku rëra djeg si zjarri,
Ku vapa tokën përcëllon,
I vetëm fill qëndron Ançari,
Si rojë e tmerrshme rri përgjon.

Natyra shterpë, step' e shkretë,
E leu një ditë plot mëri
Dhe rrënjë, trung e deg' e fletë
I a ngopi krejt me helm të zi.

Ky helm i rrjedh nga drur' i thatë
Kur shkrin nga vapa e mesditës
Dhe vjen e mpikset krejt ndajnatë
Si dyll' i trashë farfuritës.

Mbi të as zogu nuk qëndron,
S' afrohet tigri - por çdo çast
Te drur' i vdekjes era shkon
Dhe fryn pastaj me helmin pas.

---

*Ançari* - Druri i vdekjes (Shënim i A. S. Pushkinit)

Dhe ndonjë re e arratisur
Kur ia flladit të zbehtat fletë
Rrjedh poshtë shi i helmatisur
Gjer humb si shkrumb në kum të nxehtë.

Po njeriu njerinë urdhëroi
T'a sjellë shpejt atë rrëshirë
Dhe shkoi njeriu e s'vonoi
E pruri helmin ndaj të gdhirë

E pru rrëshirën e mallkuar
Përmbi një degë gjethe tharë
Dhe djers'e ftoht' i pat kulluar
Rrëke mbi ballin çehrevrarë.

E më s'u mbajt, s'qëndroi dot,
U shtri përdhe sa gjër' e gjatë.
Dhe ndënë këmbët e të zot
Përmbys dha shpirtin skllav' i ngratë.

Por atë helm tirani merr
Dhe ngjyen shpata e shigjeta
Dhe popujt fqinjë vret e therr
Matanë tokave të veta.

# Lulja

Moj lulk' e thatë, pa aromë,
Të shoh në libër të harruar
Dhe ja tani, ky shpirt i njomë,
Me ëndrra plot më rri rrethuar.

Ku çele? Kur? E në ç' pranverë?
Po cila dorë vallë qe
Që të këputi atëherë
Dhe pse të la këtu? Përse?

Mos për kujtim të një takimi,
A të një ndarjeje fatale,
A si dëshmi të një dëfrimi
Krejt në vetmi, në pyj' e male?

Ai a rron? Ajo - ka vdekur?
Ku gjenden sot, ku vallë janë?
Apo u vyshkn' e janë mekur
Posi kjo lule që më lanë?

## Bilbili dhe trëndafili

Te kopshti, në vetmi, pranverës, për çdo natë,
Këndon mbi trëndafil sa mund bilbil' i ngratë,
Po trëndafili hesht e sytë nuk i shtie
Veç tundet e dremit mes tingujsh dashurie.
A mos kështu dhe ti këndon për vashën sot?
Mblidh mendjen, o poet, pse ngjiresh kot më kot?
Ajo nuk të dëgjon, s'sheh zemrën si të digjet.
Vështroje - lulëzon, thërrite - s'të përgjigjet.

* * *

O valë, valë kush ju ndali,
Kush hovin bredhës ju a preu,
Rrëke rebelen kush e ktheu
Ku ujëqelbur flë moçali?
Po ç' shkop magjik m'i shkatërroi
Gëzimet, shpresat, lumturinë
Dhe shpirtin tim që desh stuhinë
Me gjumin mpirës m'a mbuloi?
Shpërthe moj erë, valën ngrihe!
Pengesat, pritat i shkallmo!
Ku je stuhi - simbol lirie?
Moçal' e fjetur shkumëzo!

# Dados

O shoqe ditësh hidhërimi,
Mjoj pullumbesh' e mplakur, ti
Mes pyje pishash, te burimi,
Më pret, më pret ti në vetmi.
Ti në dritare rri e shkretë,
Rënkon dhe sytë mbush me lot
Dhe tund gjilpërat me të shpejtë
Me gishtërinjtë zhubraplot.
Shikon parreshtur atë vend
Ku rrug' e zezë tretet, humb,
Dhe breng' e madhe gjoksit tënd
T'i mblidhet lëmsh i rëndë plumb...

Më 29 janar 1837 vdiq poeti Pushkin, i vrarë në duel. Përmes shqetësimit e tronditjes së të gjithëve, në ato ditë, dorë më dorë, qarkullonte poezia "Vdiq poeti" shkruar nga Lermontovi 23 vjeçar, që ende pa mbushur 27 vjet do të pësonte të njëjtin fat. Me atë poezi që lartësonte poetin e vrarë dhe dënonte oborrtarët që nxitën atë duel, Lermontovi, si një ushtar në luftë, rrëmbeu flamurin e poezisë ruse të mbetur tashmë jetim dhe e çoi më tej.

Fondi i poezisë ruse do të ishte i varfër pa lirikat e Lermontovit, pa poezitë si "Borodino" që vetë L. Tolstoi e pati quajtur farën e veprës së vet madhore "Lufta dhe Paqja. Ai fond do të ishte i varfër pa poemat e tij si "Këngë për Carin Ivan..." apo "Mciri" dhe mbi të gjitha pa poemën "Demoni". Gjithashtu proza ruse do të ishte e mangët pa romanin e Lermontovit "Një hero i kohës sonë." Dhe të mendosh se të gjitha këto janë bërë në një kohë as dhjetë vjeçare e me një shërbim të rëndë ushtarak!

Lermontovi, tërhoqi vëmendjen e të gjithëve që me krijimet e para. Atë e vlerësoi shpejt kritiku i njohur Bjelinski, i cili pati shkruar: "Nuk është e largët koha kur emri i tij në letërsi do të bëhet emër popullor". Kurse Çehovi, për një nga tregimet e tij, pati shkruar: "Unë nuk di gjuhë më të mirë se ajo e Lermontovit."

Lexuesi ynë i ka të përkthyera me kohë disa nga veprat kryesore të Lermontovit në poezi e në prozë dhe ka shijuar në njëfarë mase bukurinë e tyre.

## Të falemnderit!

Të falemnderit!... Mbrëmë ti e prite
Pa buzëqeshje vjershën që të dhashë.
Pasionet s'mi kuptove dot, o vashë,
Po për vëmendjen tënde hipokrite
Të falemnderit!

Dikur në robëri më shtire ti.
Dy syt' e tu e fjalët tërë thumba,
I fsheh në gji megjithëse të humba,
Po s'dua të më thuash ti tashti:
Të falemnderit!

Nuk do të hy në turmën adhuruese
Që e trishtuar të vardiset pas,
Se mos më thuash, mua, buzagaz
Në vend të fjalëve të rënda e qortuese
Të falemnderit!

O, le të shohë syri yt i ftohtë,
Le të më vrasë shpres' e ëndërrime
Edhe gjithçka që leu në zemrën time;
Ky shpirti im përherë do t'të thotë:
Të falemnderit!

# "Për Ll..."

Nuk i harroj në kraht' e huaj
Dy sytë magjistarë.
Kur dashuroj, lëngoj e vuaj
Për dashurin' e parë.
Kujtesa, vashë, më cfilit,
M'i çorri plagët mua,
Po un' me vetë përsërit:
Të dua, moj, të dua!

Do të martohesh, vashë moj,
S'do t'a kujtosh poetin
Dhe unë më s'do të shikoj,
Se do të zë kurbetin.
Vapori zhduket tej në det
Më syrgjynosën mua,
Po vala valës gjith i flet:
Të dua, moj, të dua!

Dhe s'do t'a marrë vesh rrëmeti
Se kush të dashuroi.
Se sa rënkoi për ty poeti,
Sa vargje të blatoi.
Dhej gjersa bar e balt' e ftohtë
Të më mbulojnë mua
Kjo zemër s'hesht e s'rresht, po thotë:
Të dua, moj, të dua!

## Anija magjike

Mes valëve ngjyrë mavije,
Mes natës me yj të pasosur,
Lundron një anije, si hije,
Me velat nga era tendosur.

S'përkulen direkët e gjetë,
Flamure në majë nuk kanë,
Dhe topat të zymtë, të shkretë,
Shikojnë sikur do t'të hanë.

S'dëgjon kapiten mbi anije,
S'shikon marinarë mbi të,
Po dallgë e sulme stuhije
S'e tundin s'e trëmbin atë.

Në mes oqeanit, atje,
Dallohet një ishull i shkretë
Atje ka një varr ku po fle
Përdhe perandori me fletë.

Armiqt' e mbuluan me dhunë
Në rërën e nxehtë si zjarri
Dhe gurë përsipër i vunë
Që dot të mos ngrihej nga varri.

Kur vjen e afrohet mesnata,
Në çastin e vdekjes tragjike,
Në heshtje, tek brigjet e larta,
Fanitet anija magjike.

Atëherë, siç ishte i gjallë,
Të del perandori nga varri:
Me shapkën trekëndëshe mbi ballë,
Me rroba të hirta ushtari.

Me duart çelik, kryqëzuar,
Me kokën lëshuar mbi gji,
Qëndron, mbi timon, i menduar
Dhe rrugën e nis me shpejti.

Për Francën mendon si gjithmonë,
Në Francë po niset sërish,
Ku la bir' e vetëm e fronë
Dhe gardën besnike që kish.

Kur tokën e shenjtë amtare
Mes territ të natës e sheh,
Dy sytë i digjen si zjarre
Dhe zemra fillon e i rreh.

Dhe hapat e rënda dëgjohen
Si ec përmbi breg me guxim;
Thërret luftëtarët të çohen,
Mareshallët thërret në marshim.

Po gjith grenadjerët e gjorë
Në brigjet e Elbës u tretën,
Mës stepave ruse, në borë,
Dhe tej piramidave mbetën.

Mareshallët s'dëgjojn' t'i thërresë;
Një pjesë në luftrat u therë,
Të tjerët e prenë në besë
Dhe shpatat i shitën dhe nderë.

Dhe tokës me këmbë i bie
I mbushur me duf e mëri
E vete e vjen posi hije,
Thërret e buçet përsëri.

Të birin thërriti së fundi,
Mbështetjen për jetën plot derte;
Atij i fal botën që mundi,
Veç Francën do mbante për vete.

Por biri i tij që fëmi
U shojt si qiri e u tret,
Së koti tashti në vetmi
Po rri perandori e pret.

Qëndron e rënkon e gulçon,
Gjer nis e agon ca nga ca
Dhej loti farmak i kullon
Mbi rërën e ftohtë papra.

Pastaj hip anijen si erë,
Por kokën mbi gjoksin e var
Dhe kthehet me zemër të çjerrë
Të vejë, të futet në varr.

* * *

Ne u takuam përsëri,
Por që të dy kishim ndërruar!...
Gjithato vite me shpejti
Na kanë shkuar pa kuptuar.
Kërkova zjarr në syt' e tu
Edhe në shpirtin tim të tharë,
Ah! Posi mua edhe ty
Kjo jet' e ndyrë na ka vrarë.

# Vdekja

I purpurt perëndimi është ngjyer
E shoh në heshtje, unë, në dritare,
Se ndoshta, nesër, do të ndrit' i mallëngjyer
Mbi trupin tim përdhe pa ndjenja fare.
Dhe një mendim në zemër shpon paprerë
Mendoj për të, sa larg më është sot!
Mbi trupin tim të mjerë s'do të bjerë
Nga syt' e saj, të paktën, ndonjë lot.

Vëlla e shok një puthje lamtumire
S'do japin përmbi faqen e zverdhuar.
Nga dor' e huaj - shtytur prej mëshire -
Në baltë do të kallem i harruar.
Do mbytem në humnerën pa kufi!
Po ti! - Më fal moj ti që yje m'i ke sytë,
Si unë s'do t'të dojë një i dytë
Me kaq zjarr e zemërpastërti.

# Për...

Nuk të përulem. Ka mbaruar.
Asnjë premtim i yt s'hyn dot
Në shpirtin tim për ta sunduar.
Jemi të huaj, sot e mot.
Ti ke harruar që lirinë
S'i a fal mashtrimit kursesi,
Por dhe kështu, vite që s'vijnë
Për syt' e tu i bëra fli.
Edhe kështu tek ti pandehja
Të gjeja shpirt e shok e short
Dhe tërë botën e urreja
Që të të desha ty më fort.
Gjithato çaste të qëndrimit
Tek këmbët tënde - e beson?
Ia kam rrëmbyer frymëzimit!
Me se po m'i zëvëndëson?
Nga ndonjë çast mendimbegatë
Dhe forc' e shpirtit - s'ish çudi-
Ti jepja botës një dhuratë
Dhe të më jepte pavdekësi.
Pse doje, pra, të ma ndërroje
Atë kurorë lavdiplot?
Pse s'qe atëhere kur premtoje
E tillë si je bërë sot?

Krenar jam! - falmë -ësht' e kotë.
Kërko një tjetër dashuri.
Për asnjë gjë një këtë botë
Nuk mund të rri në skllavëri.
Nën qiell të jugut, në vend tjetër,
Do të largohem, ndoshta, shpejt.
Por jemi njohur pak si tepër
Për tu harruar ashtu krejt.
Që sot do zë të argëtohem
Dhe të betohem, paskëtaj,
Vetëm do qesh e do gëzohem
Dhe për asgjë nuk do qaj.
Do rrej si djalli sa të dua,
Siç desha më s'do dashuroj;
A mund të dua më një grua
Kur sot një ëngjëll më tradhtoi?
Të vdisja desha dhe të vuaj,
Me botën desha të luftoj
Që fort të voglën dorën tuaj
I çmëndur! - të mundja ta shtrëngoj,
Pa ta kuptuar dot mashtrimin
Ta fala shpirtin mbushur plot.
I a njohe këtij shpirti çmimin?
Ia njohe - unë s'të njoha dot!

# Dezertori

*(Legjendë malësore)*

Haruni rend më shpejt se dreri,
Më shpejt se lepuri vrapon;
Nga fush' e luftës ik prej tmerri
Ku gjak çerkezi lumë shkon.
Atje u shtrinë për lirinë
Vëllezrit dhe babai i tij,
Në pluhur kokat u lëvrijnë,
I shkel armiku me mëri.
Kërkon hakmarrje, gjak do gjaku,
- Këtë Haruni e harroi -
Në mes betejës tutje flaku
Dyfekun, shpatën edhe shkoi!

Dhe erdh u ngrys' dhe mjegull bie;
Ato lëndina e korije
Një nap' e bardhë i mbështjell,
Nga lindja fryn një fllad i lehtë
Dhe përmbi gjith' at' vend të shkretë
E qetë hëna del në qiell.

I raskapitur, i etuar,
Duke pastruar djers' e gjak,
Haruni fshatin pat dalluar
Nën dritn' e hënës pak nga pak.
Dhe futet fshehtas, me të druar...
Përreth një heshtje, qetësi.
Nga ç'patën shkuar e luftuar
Veç ky po kthehej në shtëpi;
Te një konak nxiton, atje,
Se dritë sheh. Të zotin njeh;
Bën ç'bën, merr zemër sado pak,
Dhe hedh Haruni atë prak.
Thërret Selimin në fillim,
Selimi sheh, po s'di kush flet;
Në shtrat i shtrirë, në lëngim,
I heshtur vkekjen rri e pret.
"Allahu qoftë lavdëruar,
Që urdhëroi engjëjt e tij
Për të të mbrojtur dhe shpëtuar!
Ç'të reja sjell" - e pyet ai.
Qepallat ngriti i kapitur,
Në sy një shpresë i pat ndritur!
Edhe u ngrit dhe buzë varri
I vloj në dej gjak luftëtari.
"Dy ditë luftuam të rrethuar,
U vranë vëllezrit dhe babai
Veç unë, fshehtas, kam shpëtuar
Si bishë ndjekur në çdo skaj.
Me këmbë shpuar e coptuar
Në gjëmba, ferra e shkëmbij

Të fshehtat shtigje kam kaluar
Ku shkojnë ujqër e arinj.
Kudo - armiq. Më s'mbet çerkes.
Strehomë, pra, këtu te ti
Dhe këtë nder për perëndi,
Nuk t'a harroj gjersa të vdes!
Por iu përgjigj ky plak zëpak...
"Qërrohu - s'ka për ty strehim.
Jo mëshirim po veç përçmim
Do gjesh tek un' o frikacak!..."
Me trup e dhimbje i mbuluar,
Duke duruar çdo qortim,
Nga ky konak u pat larguar
Ku s'gjet mikpritje, mëshirim.
Kasollen tjetër kur dalloi
I ndali këmbët për një çast
Dhe koh' e shkuar gjithë gas
Si ëndërr e valë i a mbuloi
Të ftohtin ballë përsëri
Dhe ndjeu një drit' e ëmbëlsi
Në shpirt të tij, në terr pastaj,
Iu bë se shihte sytë e saj.
Gjith ledhatim shihnin ato
Dhe tha me mënd: ajo më do,
Ajo për mua vetëm rron...
Dhe shkon të hyjë, por dëgjon,
Dëgjon një këngë që atje...
U pre Haruni e u zbeh:
"Hëna noton
E heshtur, e qetë

Dhe trimi me fletë
Në luftë po shkon.
Djaloshi mbush pushkën e vet
Dhe vashëza nis e i flet:
I dashur, nxito,
Trego trimërinë,
Tek fati beso,
Beso në perëndinë,
Po përmbi këto
Bëso lavdinë.
Ai që tradhton
Dhe shokët e tij,
Që hasmin s'lufton,
Mbaron pa lavdi.
Atij s'ia lajnë plagët shirat
S'i a prekin eshtrat egërsirat.
Hëna noton
E heshtur, e qetë
Dhe trimi me fletë
Në luftë po shkon..."
Me krye ulur, me shpejti,
Vazhdoi rrugën më me zor;
Një sumbull lot nga syt' e tij
Iu rrukullis mbi kraharor.
Kur ja, kërrusur zbardh përbri
Shtëpiz' e vjetër amëtare;
Kurajë merr e përsëri
Troket, me shpresë, në dritare.
Atje me lutjet më të nxehta
E ëma falet net për net.

Të birë pret ajo e shkreta,
E pret, por tok me shokët e vet!
"O nënë hape! se jam unë,
Yt bir, Haruni, që ti pret;
Plumbat e rusëve s'më zunë
Dhe ja ku erdha! " - "Vetëm?"- "Vet!..."
Po baba, vëllezërit? - u vranë.
Ata i ndjeu i madhe zot
Dhe shpirtrat engjëjt u a kanë."
- A more hakë? - "S'mora dot...
Po çava malet si shigjetë,
E flaka shpatën s'dij se ku
Që ti mos mbeteshe e shkretë,
Që të të terren syt e tu."
- "Pusho, pusho! dinak i zi,
Të vdisje, s'munde, me lavdi,
Pra m'u largo, i vetëm rro.
Me turpin tënd të tradhëtisë
Nuk i vë njollë pleqërisë,
Ty frikacak për bir s'të njoh!"
Pushuan fjalët plot përçmime.
Përreth gjithçka në gjumë ra.
Mallkime, lutje dhe rënkime
Atje dëgjoheshin pa pra.
Dhe më në fund një thik' e mprehtë
Atij dhe turpit fund i dha...
Dhe në mëngjes e ëma vetë
Kthehu sytë ftohtë, kur e pa.
Dhe trupn' e tij s'e lau njeri,
Në varr s'e shtinë me qefin,

Dhe gjakn' e mpiksur mu në gji
Veç qeni rri e i a lëpin.
Një tok fëmijësh nga mëhalla
Kufomën zhvesh dhe e përqesh.
Kjo ngjarje hyri ndër përralla
Dhe sot e ndesh ngado të vesh.
Dhe shpirt i tij ng syt' e zotit
Me frikë tej u arratis.
Sot hij' e tj posi qëmoti
Mbi malet, natën, nis gjezdis.
Dhe në dritare vete pranë
Troket e lutet gjithë njësoj,
Por sa zë psalt ndokush kuranë
Vrapon mes mfegullash matanë
Nga frik' e shpatës siç vrapoi.

## Profeti

Qëkurse Zoti më dërgoi
Të jem profet mes njerëzisë,
Në syt' e tyre shpesh lexoj
Faqe përplot prej ligësisë.

Ju predikova drejtësi
Dhe dashurinë më të dlirë,
Po dhe të afërmit e mi
Më hodhën gurë pa mëshirë.

Dhe ula kryet të duroj.
I varfër ika nga qyteti,
Në shkretëtirë sot po rroj.
Si zogjtë ha, ç'të gjej, i shkreti.

Këtu ku mbroj atë mësim
Më binden bishat, egërsirat;
Dëgjojnë yjt' e me gëzim
Lodrojnë lart në hapësirat.

Kur shkoj i drojtur në qytet,
Mespërmes turmës që më ngiste
Mbledh baba bijtë dhe ju flet
Me një nënqeshje egoiste.

"Ja, merrni shëmbull paskëtaj!
Ne na përçmoi me krenari,
Desh të na bindë budallai
Se Zoti flet nga goj' e tij!

Shikoni sot si është bërë
Lipsar, qyqar, fytyrëtretur!
Shikoni, djem, se si ka mbetur,
Si e përqesh një bot' e tërë!"

# Demoni

*(Tregim oriental)*

Pjesa e parë
Demoni, mbytur në trishtime,
U end mbi tokën mëkatplot
Dhe koh' e shkuar plot kujtime
Përpara sysh i shfaqet sot:
Kur ish mbi botë vetëm fare
Posi një engjëll krahpraruar,
Kur dhe kometa udhëtare
Gjith' buzëqeshje ledhatare
E përshëndeste duke shkuar,
Kur përmes mjegullash pa anë,
Me et në shpirt për dituri,
Gjurmonte mijëra karvanë
Prej yjesh flakur mizëri,
Kur dashuronte, kur besonte,
Banor i parë i botës mbarë
Kur s'njihte cmirën dhe nakarë,
Kur s'i kanosej gjithnjë
Kjo sërë shekujsh të pafund
E shum'...e shumë... dhe çdo gjë...
Ndër mend ta sjellë më nuk mund!
U end i mjerë gjithënjë
Mbi qiej e det e strehë s'gjet
Dhe vjetët rridhnin një pas një
Si një pas një minuta shket

Nën' ata tinguj monotonë.
Duke sunduar botën tonë
Pat pjellë e mbjellë prapësi,
Po s'u kënaq se njerëzia
S'i bënin ballë dot atij
E iu mërzit dhe ligësia.

Dhe fluturoi nga Kaukazi
Ky mërgimtar me shpirt të gjorë,
Ku, poshtë tij, si gur elmazi
Kazbeku ndrinte me dëborë,
Ku mu si gjarpër gjarpëruar
Darjalli nxinte i harbuar
Në fund të honeve shkëmborë.
Më tej Tereku ndër rrëpirat
Si luaneshë perçengritur
Gjithmonë ushton. Dhe egërsirat
Dhe shqipja lart duke u vërtitur
I vinin veshin valës tij;
Dhe ret' e bardha si pambuku,
Nga larg të ardhura, nga jugu,
E udhëhiqnin në veri.
Shkëmbinj e gurë një mbi një
Si në dremitje të magjishme
I varnin kryet përmbi të
Dhe shihnin valën e furrishme.
Kala e kulla gur mbi gur
Me tmerr mes mjegullës shikonin
Edhe Kaukazit tërë nur
Si roje diva i qëndronin.

E egër ish, plot mrekulli
Çdo gjë rreth tij, por me mërzi
E me përçmim ai shikonte
Botën që bëri Perëndia
Dhe gjë prej gjëje s'pasqyronte
As ball' i gjerë as syt' e tia

Një tjetër pamje e kësaj ane,
Një tjetër vënd plot bukuri:
Shtrihen luginat gjeorgjiane
Posi qilima për çudi.
O vënd plot gas e begati!
Selvi të drejta si fidane,
Lumej që rrjedhin me shpejti
Nëpër shkëmbij e gurgullojnë
Dhe trëndafila plot freski,
Ku mblidhen zogjtë e këndojnë
Me afsh' e zjarr për dashuri.
Në pyjet lisat hedhin hien
Mbi guva, shpella ku shpesh fshihen
Ato sorkadhëzat e njoma.
Dhe drit' e jet' e fëshfërime
Një kor prej mijrash cicërime
Nje vënd i mbytur me aroma
Dhe vap' e ëmbël e mesditës
E sumbuj vese vetëtitës
Në mes të natës plot freski
Dhe yje prush e plot shkëndi
Si syri i vashave, mahnitës!
Po veçse një nakar të ftohtë

Në shpirtin shterpë nuk i zgjoi
Shkëlqim' i jetës, përmbi botë
Fuqi e ndjenja tjjetër lloj.
Kudo që sytë e tij i ktheu
Ja e përçmoi, ja e urreu.
Ja e përçmoi, ja u urreu.
Shtëpi përreth me një avlli
Gudalli i thinjur pat ndërtuar
Që djersë e lot u pat kushtuar
Pa masë skllevërve të tij...
Sa ngjitet dielli mbi çati
I bie hije malit ngjitur.
Në shkëmb një shkallëz e skalitur,
Nga kulla lart që sheh mbi fushë,
Gjer buzë lumit merr të nxjerr
E nëpër to posi drenushë
Tamara, lidhur me çembër,
N'Aragvë zbret ujë të mbushë.

Gjithmon' i heshtur mbi luginë
Pallat' i zymtë hien hedh;
Por sot zjen kënga, vera rrjedh
Buçet zurnaja, njerëz vijnë
Gudalli vajzën sot martoka
E far' e fis e fqinjë ftoka.
Ka dalë nusja në hajat
E në mes shoqeve qëndron.
Me këng' e valle dita shkon,
E mal më mal e shpat më shpat
Ngadalë dielli perëndon;

Trokasin duart plot hare
Këndojn' e lozin - edhe ja!
Rrëmbeka dajren nus' e re
E duke ngritur dorën la
Vallzon e shkathët sa më s'ka.
Her' herë duket zogëz fare
Her' herë ndalet e vëren
Dhe syr' i njomë i shkëlqen
Ndënë qepallat zilitare;
Këtu ngre vetullën gajtan
Më tej përkulet si ta deshe
E mbi qilim ku shkel të ngjan
Se shkel një këmbë perëndeshe.
E qesh e shkrihet pa merak
Me gas të dlirë foshnjërak,
Sa rrez' e hënës që lëshohet
E bje mbi re e ndrin pastaj
As mund, kurkund të krahasohet
Me buzëqeshjen e asaj!
Bëj be për yjt' e gjithësisë,
Për këtë diell që na ngroh,
Se jo, as Shahu i Persisë,
As mbret në kulmin e lavdisë,
S'ka puthur sy posi këto.
S'ka shatrivan harem' i tërë
Të ketë larë në behar
Me atë ujë qelibar
Të tillë trup e gji e llërë.
Askurrë dora njerëzore,
Që bredh mbi faqe virgjërore,

Të tilla flokë s'ledhatoi,
Që kur u ngjiz kjo botë boshe
Bëj be: e tillë bukuroshe
Nën këtë diell s'lulëzoi!

Të fundmen valle dredh gëzuar
Por oh, që nesër me t'aguar
Atë, të bijën e llastuar
E trashgimtaren e Gudalit
E pret diku një tjetër fat,
Familje tjetër, tjetër fshat,
Një tjetr'atdhe matanë malit.
Dhe duke dredhur vallen vetë
Kish çdo lëvizje kaqë jetë,
Kaq mbushur plot me lot e gas,
Sa dhe demoni të qëllonte
E ta shikonte që nga qielli
Një kohë të shkuar do kujtonte
E do të rënkonte që së thelli...

Por ja, e pa... Dhe pa kuptuar
Demoni ndjeu një të dridhëruar
Sa tërë trupi iu trondit.
Shkreti e shpirtit të zhuritur
Me tinguj t'artë iu vadit
Dhe ndjeu sërish i përtëritur
Ç'ish dashuri i bukuri!
Pa ndenji, ndenji i harruar
Dhe ëndrra plot me ëmbëlsi
Për lumturin' e perënduar

Si yll pas ylli ca nga ca
Po i faniteshin papra.
S'kuptoi prej ç'force u mbërthye,
Një dhimbje ndjeu të panjohur.
Një valë ndjenjash fund e krye
Posi më parë e pat ngrohur.
A mos rilindja po agonte?
Ai kërkonte të mallkonte,
Po dot s'nëmoste si qëmoti...
A ta harronte? S'e dha zoti!
Po as që donte ta harronte!

Pa ndalur kund dorinë e lodhur,
N'aheng tek nusja për t'u ndodhur,
Shpejtonte dhëndri i paduruar;
Kaptoi Aragvën e kulluar;
Kaloi brigje, male, sheshe,
Mbas tij, ngarkuar me peshqeshe,
Vazhdonte vargu me gamile
Gjer tutje zgjatur e zvarritur.
Rreth e përqark kumbonin zile,
Ai, sundues i Sinodalit,
Peshqesh po shpie një karvan;
Në mes ka ngjeshur një kollan
Këllëf' i shpatës prej metali
Nën diell i shndrit.Në krah të majtë
Një pushk' e re kondaksërmajtë
Tek ec mbi kalë kapardisur
Ç'i valavitet kjo mëngore
Gjith' me gajtan e punë dore!

Takëmet gjithë të qëndisur
Me ar e xhufka të stolisur
I kishte kali qimendritur
Nga rruga lodhur e djersitur.
Ky kal' i shkathët ik' e ikë
Ngreh veshët lart e tërë frikë
Hungron e shfryn e nga rrëpira
Sheh shtrëmbër valët shkumëdlira.
E ngushtë rruga, të kall tmerrë!
Në njërin krah shkëmbij viganë
Matanë - lumë dhe humnerë.
E ngrys. Mbi male zu të bjerë
Një mjegull dendur e më dendur
Karvani niset me të rendur.

Kur ja një kishëz atje la...
Atë e mbanin për altar,
Dikur një princ aty u vra
Nga dor' e hasmit gjakatar.
Që atëhere udhëtari
Në luft' a dasm' a ku të shkonte,
Aty do ndaleshe së pari
E lutje zotit t'i drejtonte;
Dhe ajo lutje bëhej mbrojë
Që thik' e turkut mos ta shpojë.
Po dhëndrit trim syrin s'ia mbushi
Adet i lënë gjysh stërgjyshi.
Me ëndrra plot, me marifet,
Demon dinaku e ndez shpuzë,
Sa që i vjen sikur vërtet

E puthën nusen mu në buzë.
Kur ja, i dolën dy përballë
Të tjerë, krismë - ç'është vallë?
Duke shtrënguar yzengjitë
Shikon, kupton se ra në pritë
E princi më s'e bën të gjatë.
Një tytë pushke ndrit në terr,
Kamxhik e shpatë - si sqifter
U hodh e shkoi... e krismë prapë!
Dhe thirrje e mpreht' e lemeruar!
U ndje kudo në katër anët
Dhe ikën tutje të tmerruar
Nga sytë këmbët Gjeorgjianët...

Po binte mbrëmja përmbi tokë,
Gamilet mbledhur kok' më kokë
Me tmerr kufomat i shikonin;
Aty këtu, si më të kotë,
Këmborët mbytur tingëllonin.
E vodhën krejt karvan' e mjerë
Dhe përmbi trupat e krishterë
Vjen kukuvajka rreth e qark!
Si mjer këta që mbetën larg
Nga tok' e shënjtë që i leu
Ku stërgjyshërit i tret dheu.
S'do vijnë dot as mën' e mjerë
As motrat lidhur me çemberë,
Me zemrat - çjerrë e shpresat - prerë
Të qajnë aty me ngashërim,
Prandaj një dorë e zellshme ngriti

Aty, mbi shkëmbin prej graniti,
Një kryq të drunjtë për kujtim
Dhe sharmasheku vit pas viti
E përqafon me ëndje e shije
Dhe në pranverë rritet bari
E shumë herë udhëtari
Aty i lodhur shkon e bie
Dhe rri e prehet ndënë hije.

Vrapon një kalë me revan
Ngreh pluhur duman e s'ka ç'e mban,
Herë - herë ngrihet kas përpjetë,
Sikur kërkon të pijë retë
E hingëllin e shkrofëtin,
Herë - herë tokën zë rrëmih
Aq sa patkoi i shkëndijon,
Pastaj me perçe shpupurisur
I çakërdisur gjith' harbon.
Mbi të kalorsi i zalisur!
Në shalë tundet si i lënë,
Mbi perçe koka i ka rënë.
Në dorë s'mban kamxhik e fre,
I varen këmbët n'yzengji;
E ia mbyt gjaku si rrëke
Jelekn' e ri me plot stoli.
O kal' i shkathët, prej luftimit,
Me vrap tët zot e nxorre gjallë
Po plumb' i keq i osetinit
E mori, naatën, mu në ballë.

Dëgjohet kujë e rrëmujë...
Mëhalla mblidhet te Gudali.
Një kalë ç'qe që erdh' me bujë
E mu në prak u plas e ndali?
Ç'qe ky kalorës frymësosur?
Te ball' i tij qenkan vulosur
Gjurmat e luftës së vështirë
Në gjak dyfek e rrobe ngjyer,
Të fundmin çast qënka mbërthyer
Te perçe e kalit dor' e ngrirë
E priti shumë nus' e gjorë
T'i vinte dhëndri - dhe ai
E mbajti fjalën princërore,
Në dasmë erdh' e në gosti...
Por oh! se këmb' e krah iu mpinë
E s'mund ta hipë më dorinë.

Te kjo familje kaq e qetë
Mëri e zotit ra si shqotë
Rënkon e qan Tamar' e shkretë
Përmbys në shtrat po derdhën lotë
E lotë zhur që gurët tret;
I hidhet gjoksi e gulçon
Po ja - i vjen sikur dëgjon
Një zë magjik që po i flet:
"Mos qaj, o shpirt, mos qaj më kot!
Me kuj' e lot s'e ngjallën dot
Atë që vdiq e shkoi për jetë
Veç sy e faqe po djeg sot
Me këta lotë prush të nxehtë.

Ai s'dëgjon, ai s'kupton,
Ai s'të çmon trishtim e lotë,
Se drit' e qiellit i ndriçon
Vështrimn' e shemërt e të ftohtë.
Një kor hyjnor e nanuris...
E ku i hyn në sy kjo jetë,
Rënkim' e vaj i vajzës shkretë
Atij që shkoi në paradis?
Ai tani po fle në paqe.
Dëgjomë mua vogëlushe,
S'ia vlen, s'ia vlen, s'ia vlen as kaqe
Të qash për të moj ëngjëllushe."
"Si det, në qiell notojnë
Pa timon, pa vela fare
Mijra yj që vezullojnë
Posi varka vetmitare;
Fushës qiellit përmbi ne
Vjen e veta fluturake
E gjëkundi gjurmë s'le
Kjo kope me re rudake.
Se takohen, se mërgohen,
As gëzohen, as brengosen.
Për të shkuarën s'trishtohen,
Për të ardhmen s'merakosen.
Kur andralla ke mbi kokë
Atëhere i kujto
Dhe, sa rron e je në tokë
Rri shkujdesur si ato".
"Kur nap' e natës do të bjerë
Përmbi Kaukazin fije-fije,

Kur bot, e tërë do të flerë
Si e nemitur prej magjie,
Kur fllad i freskët fryn ndajnatë
Sa fëshfërin dhe bar' i thatë
E zogjtë zgjuar tek qëndrojnë
Të trëmbur ngrihen, fluturojnë,
Kur ndënë degët e hardhisë
Një sumbull vese i jep sisë
Një manushaqeje që çel,
Kur hën' e artë lart në qiell
Mbi male ngrihet qetësisht
E të të shohë ëmbëlsisht,
Do vij tek ti të të mbështjell
Me puthjen time tërë afsh
E mbi qepallat si mëndafsh.
Të ëmblat ëndërra do të ndjell..."
Pushuan fjalët. Me përtim
U shuan tingujt gjeth më gjeth.
Ajo e ngritur sheh përreth...
E bren diçka që s'ka shpjegim;
Lëngim, trishtim. E djeg e dreth
Një flak' e prush pa krahasim,
Çdo nerv i trupit e rrëqeth.
Vargojt' u thyen, me furri
Në rëmbat gjaku i buçiste
Dhe zëri i tij si për çudi
I dukej ende se i fliste
Gjer më së fundi, në agim,
Një gjum' i lehtë e platiti,
Po atëhere e çuditi

Kur iu fanit në ëndërrim.
Ky mik i mjegullt fjalëpakë,
Me hir qiellor e zëmërflakë
Përmbi jastëkun po i rri
Dhe syr' i tij me dashuri
E me trishtim po e vëren,
Se dhimbje ndjen e keq i vjen.
Ky s'ishte engjëll i ethirit,
Nuk ish rojtar' i manastirit,
Pse s'kish mbi kokën flokësertë
Kurorë drite të ylbertë;
Po s'ish as shpirti i skëterrës
Ai mundonjës që kall tmerr,
Oh, jo! I ngjiste ndajnatherës:
As dit', as nat', as drit', as terr...

## Pjesa e dytë

### I

"Baba, baba, mjaft kërcënime!
Tamarën tënde mos e shaj!
Shiko si qaj: fytyrën time
Me lotë - helm çdo ditë e laj.
Së koti kaq e kaq dhëndurë
Nga an' e anës mbledh shtëpia
Sikur s'ka çupa Gjeorgjia...
As një prej tjyre s'marr për burrë
Mos më qorto, o atë, mua.
Ti vet' e sheh: posi limua
Po zverdhem, tretem pak nga pak.
Po më cfilit një shpirt dinak
Me ëndrrat shpirtin tim të njomë
Do vdes, do vdes, po mëshiromë!
Në manastir më shpjer o atë,
Atje u mplaksha shënjtërisht,
Atje do falem ditë e natë,
Atje më mbojtë Zoti Krisht.
Për mua s'ka gëzim në botë...
Tani kam mbetur zëmërvrarë
Më mbledhtë, pra, qeli e ftohtë,
Si varr, një orë e më parë..."

II
Dhe më në fund më manastir
Të mjerët prindër e dërguan
Dhe trupn' e saj, një trup plot hir,
Me rroba murge e mbuluan.
Po dhe me rroba kallogreje,
Si nën një napë të praruar,
Nga ëndrr' e hershme e ndaluar,
I rrihte zëmra s'gjente prehje.
Kur psalme Zotit i këndonte,
Kur binte lutej metani,
Para altarit, në vetmi,
Pa reshtur zërin ja dëgjonte.
Dhe nën' kuben' e manastirit
Fytyr' e njohur nuk i shqitej
Pa zhurmë e gjurmë i fanitej
Në tym temjani a qiriri.
Si yll i qetë ndrin tëhu
Thërret e fton, po vallë ku?

III
Ndërmjet dy kodrash, në freski,
Është një kishë qindvjeçare
Dhej manastiri plot selvi
Që e mbulojn' e s'duket fare;
Veç kur mbi botën mbrëmja bie
Ndriçon kandil' i një qelie
Ku fle murgesha mëkatare.
Nën' hije lisash gjeth mbuluar,

Ku krusen kryqet e trishtuar
Si roje t'heshtura mbi varr,
Këndojnë zoqtë në behar.
Që nga shkëmbinjtë madhërisht
Përrenj shkumojnë me të shpejtë
Dhe nga ujvara tatëpjetë
Bashkuar gjithë miqësisht
Humbasin tutje për nga hera
Nër manafera e lule shqera.

IV
Plot male - ana veriore
Sa shkrep aurora nëngjesore,
Kur një si tym i leht' i lehtë
I kaltër ngrihet mbi luginë
Edhe që lart  nga minaretë
Mëngjesin falin muezinët.
Në këtë çast kur dita qas,
Kur zgjon kambana manastirë
Dhe Gjeorgjianka tërë gas
Për ujë zbret pa gdhirë mirë,
Mes monopateve shkëmborë
Me stomnën marrë në një dorë,
Vargmalet veshur me dëborë
Në ngjyrë vjollcë, si kurorë,
Në qiellin'kaltër pasqyrohen
Dhe ndajnat' herë shpejt shndërrohen
Të kuqëremtë, madhështorë.
Së largu ngjan se retë çan

Mes malesh lidhur dor' për dore
Kazbeku - mbret që ballit mban
Kurorë bore shekullore.

V
Me gjith' se jeta qesh përreth
Tamarës zëmra gjak i rrjedh,
Sikur kjo botë u përmbys,
Sikur u vesh në napë zie;
Çdo gjë trishtim në shpirt i shtie
Dhe dit' e qart' e nata pus.
Madje qëllon që natën vonë
Kur fryn i freskët fllad behari,
Me lot në sy si gjithëmonë
Pa ndjenja plaset në altari
E qan, e qan me logori
E zëri i saj në qetësi,
I ngjethën mishrat udhëtarit,
E thot' ai: "diku e fshehur
Ndonjë fantazmë po lëngon"
E zemërgur' e veshëngrehur
Me forcë kalin fshikullon.

VI
Fytyrëhequr, tretur fare,
Tamara, ulur në dritare,
Diku përtej vështrimin tret
E qan e fshan e pret e pret
E dit' e net s'nguron të rrijë...
Dikush i flet - Ai do vijë!

Së koti, jo, s'pat ëndërruar,
S'iu shfaq së koti në qeli
Me ata sytë e trishtuar
Edhe fjalëmbël për çudi.
Pa loti çurk i shkon së gjorës
E s'di as vetë se për ç'gjë.
Fillon të falet para korës,
Po zemra lutet për "atë"
Nga luft' e brendshme e drobitur;
Në shtrat të flerë, bje e shkreta;
Jastëku djeg... Duke u ngritur
E tëra dridhet si purteka;
Ka prush në gjoks, ka zjarr në gojë,
S'merr frymë dot, mezi shikon,
Po pret atë të përqafojë
E buza puthje i kërkon...

VII

Kur nap' e natës i mbuloi
Kodrat Gruziane plot me hir,
U ngrit demoni, fluturoi,
E shkoi qëndroi në manastir.
Por ndenji, ndenji me pahir
S'guxonte dot, s'ja kishte ënda
Të prishte paqen aty brënda.
Madje një her' u bë gati
Të kthehej prapa i penduar;
Rreth manastirit i menduar
Ai baret: Nga çap' i tij
Në terrët dridhen deg' e gjeth.

Ngre sytë lart - sheh një qiri
Që nga dritarja dritën hedh;
Ajo dikë po pret tani!
Kur ja! Në mes të qetësisë
Ja nis çingara melodisë.
Pa ndjehej kënga që nga larg,
Pa rridhnin tingujt varg e varg
Siç rrjedhën lot' i përvëluar;
Pa kish kjo këngë afsh magjish
Sikur atje në paradis
Për tokën tonë u tonis!
Mos vallë shokun e harruar
Një engjëll prapë po kërkon,
Mos vallë fshehtas fluturon
E për të shkuarat këndon
Që plagët pakëz t'ja flladitë?...
Demoni ndjeu në zemr' e mpitë
Se po i hynte dashuria;
Kjo gjë e trembi, e tmerroi,
Të ikë desh, por s'fluturoi
Dhe, për çudi, nga sytë e tia
Një lot i plumbtë i kulloi!...
Duken të shpuara dhe sot
Plloçat e prakut të qelisë,
Ku pat pikuar ai lot,
Lot - jo si lot' i njerëzisë...

VIII

Dhe hyn me zemër të qëruar,
Me shpirt të gatshëm për sevap

Dhe po kupton se ka afruar
Një jet' e re që portat hap.
Nga jet' e re që s'e njeh pikë,
Nga çast'i pritjes kureshtar;
Për her' të parë ndjeu frikë
Dhe një drithrim ky shpirt krenar.
Kjo ish një parandjenj' e ligë!
Dhe hyn e sheh - si për çudi
Një ëngjëll mbrojtës para tij,
Që vashës pranë i qëndronte
Me ballin lart e të ndriçuar
Dhe për ta mbrojtur e mbulonte
Me ata krahët e praruar;
Një drit' e qartë qiellore
Ja vrau sytë e ja erri.
Në vënd bisede miqësore
Ndërmjet të dyve plasi sherri:

IX

"O shpirtkatran, shpirt i mëkatës,
Ç'të pru këtu në mes të natës?
Këtu për vete shok s'ke bërë,
Këtu nuk futet ligësira,
Te vash' e shënjtë zëmërdlira
Mos lërë gjurmën e pëgërë.
Ç'të pru këtu?"
As zë pa bërë,
Vështronte vëngër shpirtmizori
E qeshte tërë djallëzi.
Në shpirt sërishmi zjarr i mori

Urrejtje hershme me furri.
Ajo ësht' imja! Më kuptove?
"Ajo ësht' imja! S'më ndalon!
Rojtar - gjumash, ti u vonove,
Atë e mua s'na gjykon.
Në shpirt' i saj, në zemr' e dlirë
Kam vënë vulë e do ta mbroj.
Këtu veç unë, dije mirë,
Do të sundoj, do dashuroj."
E ëngjëlli më s'foli fjalë,
Viktimën dhimbshëm e vështroi
I hapi krahët mengadalë
E lart në qiell fluturoi.
. . . . . . . . . . . . . . . .

X
Tamara
O cili je? Si qënke futur?
Parajs' a ferr a kush të çoi?
Ç'kërkon prej meje?

Demoni
Je e bukur.

Tamara
Pra fol', kush je, s'po të kuptoj...

Demoni
Jam unë ai që t'u fanit
Në mes të natës në qeli,

Ai mendim që të trondit,
Ai trishtim që të venit,
Ai që pe në ëndërr ti,
Ai që s'do e që s'e duan,
Që me vështrimin shpresat shuan,
Kamxhiku jam që botën rreh.
Jam mbret i dijes dhe lirisë,
Armik i qiellit, gjithësisë,
Po ja, për ty, më gjunjë bie!
Me gjithë shpirt të dashurova
Prandaj ta shfaq me përgjërim
Të vetmen vojtje që provova,
Të parin lot të syrit tim.
O! Kij mëshirë - u përvëlova!
Veç fjala jote mund t'u japë
Qiejve dhe mua mirësi;
Në më rrethofsh me dashuri
Do dukem ëngjëll unë prapë
Në një parajs' e qiell të ri.
O, ndal, dëgjo, të përgjëroj,
Jam skllavi yt, të dashuroj!
Qysh aë çast që të vëreva
Me shpirt, pa masë e urreva
Pavdekësinë time moj.
Zili ja pata kësaj bote
Këtë të pakët lumturi.
Kur s'jam me ty më mbytin lotë,
Më kap një tmerr e llahtari.
Në zemrën shterpë rrez' e ndritur
Sërishmi plagët m'i mais

E ç'kish e ç'ish gjer dje dremitur,
Si gjarpër' i zgjuar nis lëvis.
Pa ty ç'më është gjithësia,
Pushteti im, pavdekësia?
Fjalë të thata që s'm'i kënda,
Tempull vigan pa ëngjëll brënda.

Tamara
Largohu, lerm', o shpirt dinak!
Se s'të besaj as sot as mot...
O Zot, o Zot...! Nuk mundem dot
Të flas, të falem... Një farmak
Ngadalë trurin po ma mpin!
Dëgjomë, Ti më torturon;
Kjo fjala jote - prush, pelin...
Tregomë, pse më dashuron?

Demoni
Pse? Bukuroshe - s'dij ç'të them!
Ti më dhe jetën që s'e njihja,
Më bën të flak nga balli jem
Këtë kurorë me dëllinja.
Çdo gjë që shkoi e shkel këtu:
Parajs' e ferr kam syt' e tu.
Që sot të dua kaqë fort,
Sa s'mund të duash kurrë ti,
Me afshë zemre të pamort,
Me dehje ëndrrash pa kufi.
Kur bota leu, në mes të gjirit
Fytyra jote m'u skalit,

Më prin në rrugë e më ndrit
Në shkretëtirat e ethirit.
Në vesh pa rreshtur, or' e çast,
Një emr' i ëmbël më kumbonte.
Kur qesh' i lumtur në parajs
As gjë veç teje s'më mungonte.
O! po të mundje ta kuptosh
Se ç'vojtje është, se ç'mjerim,
Në jetë, shekuj pa mbarim,
Në mes gëzimesh të lëngosh,
Lavd për keqbërjet mos shpresosh,
As për të mirat një shpërblim...
Nga vetja jote të kesh ndoht,
Me vetën luftë bot e bot
Pa një triumf, pa një pajtim.
Të vuash fort e të mos duash,
Të dish, të ndjesh e të vëresh
E të mundohesh të urresh
Çdo gjë në botë e ta shuash.
Mallkim' i rënd' i perëndisë
Më bje mbi kokë or' e çast
Dhe gjir' i ngroht' i gjithësisë,
Si prehër njerke, nuk më qas.
Shkëlqenin qiej e hapësira,
Vështroja rrobat plot stolira
Që yjt' e qeshur mbanin veshur...
Ata vallzonin të pandarë,
Po çfarë? Ish vëllan' e parë
S'e njohën kur e patën ndeshur.
Më erdh' të qaj me vaj, prandaj

Thërrita shpirtrat anęmbanë
Por ata djaj turiçakaj
S'i njoha dot kur m'erdhën pranë.
Dhe rraha krahët i tmerruar
E fluturoj - po ku? e pse?
S'e di... Nga miqt' u paç' harruar,
Një bot' e tërë, qiell e dhe,
Si shurdhmemece rri më sheh?
Kështu edhe vala nëpër dete
Kaike - korbën e mërgon
E kjo pa vela, pa timon,
Lundron, lundron e s'di ku vete.
Kështu qëllon ndaj të aguar
Një copë re nga shqota dbuar,
Lëvrin e nxin në kaltërsi
Si mërgimtar që s'di ku rri.
Fluturon pa gjurmë kuturu
Një zot e di prej nga e ku.
Dhe unë botën e drejtova
Në llum mëkatash ku ka hyrë,
Çdo gjë fisnike turpërova
Çdo gjë të pastër pata ndyrë.
Besimn' e flaktë kundrejt fesë
U pata shuar dit' për ditë...
Po a ja vlen të derdhësh djersë
Për budallenj e hipokritë?
Ndaj shkova malesh un' i gjori
E shkrepa shpesh si meteori
Në mes të natës terr - mbuluar
Edhe kalorësi i vetmuar

Prej flakës sime i gënjyer,
Gremisej poshtë qafëthyer.
Humbiste, shkiste, - kot thërriste -
Një gjurmë mbetej tërë gjak...
Po kjo zbavitje qenërishte
Më është zvjedhur pak nga pak!
Ciklone pluhuri ngre mbi dhe
Kur bje me shqotën në luftim.
Ne mjegull veshur e rrufe
Mbi re vërvitem me rrëmbim
Që në luftime e tërbime
Lëngimn' e zemrës ta qetoj,
Të dboj me mijëra mendime,
Të paharrushmen ta harroj.
E ç'janë vojtjet më të këqia
Të njerëzimit dhe mjerimet
E gjithë brezave të tia
Para një grime sa një thrrime
Nga këto vuajtjet e mia?
E ç'janë njerëzit? jeta, moti?
Siç vijnë shkojnë kot së koti,
Po ka një shpresë - Gjyq' i zotit!
Gjykon, dënon, por fal disa.
Trishtimi im dhe pik' e lotit
Posi dhe unë fund nuk ka
Dhe nuk ka varr që ta mbulojë!
Ja se si gjarpër do kafshojë
Ja se më djeg si zjarr këtu,
Ja se godet si gur në tru -
Kët qimitir që mbledh e ruan
Pasionet, shpresat që m'u shuan.

Tamara
Përse ankohesh faqe meje,
Trishtimin tënd përse ta dij?
Ti mëkatove...

Demoni
Kundër teje?

Tamara
Mos na dëgjojnë!

Demoni
S'ka njeri.

Tamara
Po Zoti?

Demoni
S'sheh mbi dhe as nj'herë
Ka punë plot në Qiell, la!

Tamara
Mirpo ndëshkimi në skëterrë?

Demoni
Po ç'ka? Do jemi krah për krah!

Tamara
Kushdo që je, o mik  i shkretë
Ma prishe ma prishe prehje e qetësi.

Pa ditur pse as unë vetë
Dëgjoj, pa dashur, ç'thua ti.
Po në se ti do më gënjesh...
O! Mëshiromë. Ç'do fitosh
Sikur dhe shpirtin ta rrëmbesh?
Mos vallë unë për çudi
Të qënkam dukur më e bukur?
Ka dhe të tjera si peri;
Dhe jo si unë që në zi
Shuplak' e vdekjes më ka strukur.
Jo! M'u beto që të mos druaj.
Ti vet' e sheh si heq e vuaj,
Ëndrrat e femrës i njeh mirë!
Pa dashje frikën ma dëbon...
Ti di çdo gjë, çdo gjë kupton
Dhe, natyrisht, do kesh mëshirë!
Betomu, pra, nga ligësira
Duke u ndarë për nga hera.
A s'ka premtime më të mira
Apo s'ka më të tjera bera?...

Demoni
Bëj bej për çastin kur leu bota,
Për çastin e shuarjes së jetës,
Bëj be për krimet më gjak-ftohta
E për triumfin e së vërtetës;
Bëj be për brengën që nuk soset,
Për gasn' e rremë t'ëndërrimit,
Bëj be për çastin e takimit
Edhe për ndarjen që kanoset;

Bëj be për shpirtrat e munduar
Që i sundoj, i kam në dorë,
Bëj be për ëngjëjt vigjëllorë,
Armiqt' e mi të përbetuar;
Bëj be rrufe për qiell e dhe,
Bëj be për ty, për këtë nur,
Bëj be për çastin që më pe,
Për lot'e tua prush e zhur,
Për buzët e tua tërë afsh,
Bëj be për brenga e gëzime,
Për flokt e tua si mëndafsh,
Bëj be për dashurinë time.
E ngordha krimbin e mërisë,
I zvodha ëndërrat krenare;
Sot helmi nxitës i lavdisë
S'mi turbullon mendimet fare.
Kërkoj me qiellin të pajtohem,
Kërkoj të falem, të pendohem,
Kërkoj së mirës t'i besoj.
Me lot pendese do pastroj
Nga balli im gjurmën e thellë
Që la rrufeja qiellore
Dhe bota u mplaktë e mbështjellë
Me marrëzinë shekullore.
O! Më beso: jam fill i vetë
Të pashë ty e ty të çmova
Të zgjodha ty e ty për jetë
Pushtetin tim ta shkelsh e shtrova.
Dhuroma t'ëmblën dashuri
Dhe me ç'të duash ta shpërblej.

Në dashuri e ligësi
Beso, Tamara, nuk gënjej.
Të shpie tej moj pullumbeshë,
Në qiej me yj margaritarë;
Do jesh mbi botën mbretëreshë
Dhe shoqja ime më e parë.
Pa kokëçarje, pa gajle,
Do shohësh botën tatëpjetë,
Ku lumturi kurrkund nuk sheh
As bukuri që rron për jetë;
Ku s'ka veç krime e ndëshkime,
Ku shtyjn' e shtypen për të rrojtur,
Ku s'dashurojnë as një thërrime
Ku gjith'urrejnë me të drojtur.
Apo s'e di se ç'ësht' e ç'fshihet
Në dashurinë njerëzore?
Buçim' e gjakrave rinore,
Por ditët shkojn' e gjaku mpihet.
Kush vallë ndarjes i qëndron
Kur rren një tjetër bukuri,
Mërzin e lodhjen kush duron
Kur ftohen ëndërrat në gji?
Pra jo! E jo! Moj shoqja ime,
Dëgjo, se fati s'e ka thënë
Të vyshkesh, vetëm në mjerime,
Në rrethn' e ngushtë ku ke rënë,
Në mes shpirtvegjlish zëmërftohtë,
Në miq të liq e të pabesë,
E robëruar më të kotë
Në punë boshe pa një shpresë!

S'ke për t'u shuar e trishtuar
Në katër muret e qelisë
Gjith' duke lutur e lotuar
Larg Perëndis' e njerëzisë.
Oh, jo, krijes' e adhuruar,
Ti je krijuar për të tjera,
Një tjetër vojtje t'është shkruar
Të tjera gaze e harera,
Pra, braktisi ato dëshira
E fatn' e botën pa lezet,
Se një xhenet plot mrekullira
Ka hapur portat e të pret.

Një turmë shpirtrash të stuhishëm
Do t'i bëj zap e të t'i jap.
Veç shërbëtorë të magjishëm
Do t'të shërbejnë në çdo çap
Për ty nga yjet do të vjedh
Atë kurorën e praruar,
Nga lulet vesën do të mbledh
Për ta stolisur e mbuluar.
Me rreze përpur perëndimi.
Do ngjyej vellon që do hedhësh
Do mbyt n'aroma kundërmimi
Çdo vënd e kënd ku do të bredhësh
Ku do të jesh do ndjesh në vesh
Më të mahnitshmet melodira.
Pallatin tënd dotë ta mvesh
Me qelibar e xhevaira.
Mbi re të shpje edhe kudo,

Të fal sa njeh e sheh mbi dhe,
Më dashuro...!
Si tha këto;
E çiku lehtë buz' e nxehtë
Buzën e dredhur të pafaj;
Kjo qe përgjigja e vërtetë
Për tërë lutjet e asaj.
Në sy e pa me sy skifteri!
Me ta e dogji. Përmes terri
Mbi të ndriçoi dhe e verboi,
Sikur qe thikë që e shpoi.
Oh! Shpirt' i ferrit triumfoi!
Dhe puthje tij - shafran i zi -
I ra në zemër posi vrer.
Një thirrje therrëse plot tmerr
U ndje në terr e qetësi.
Kjo kish çdo gjë. Dhe dashuri
Lëngim dhe lutje lotënxehtë
Dhe lamtumirën tërë zi
Një lamtumirë jetës vetë.

XII

Në këtë kohë, filli vetë,
Përrotull mureve të naltë,
Rojtar' i natës ec' i qetë
Me atë hapin e ngadaltë
Dhe nën' dritaren e qelisë,
Ku natën vasha bje të flerë,
Ashtu, në mes të qetësisë,
E ndali hapin menjëherë,

Se që nga lart, nuk di se si,
I vjen se ndjen një bisedim,
Një puthje plot me ëmbëlsi
Pastaj një thirrje, një rënkim.
Dhe mu në shpirt të shkretit plak
Dyshim i turpshëm i rëndoi...
Vu vesh, dëgjoi, porse pas pak
Rreth e përqark çdo gjë pushoi
Veç fllad' i mjbrëmjes fryu e shkoi
Nën deg' e gjeth me fëshfërim
Dhe që nga larg, si ngashërim,
Vij gurgullim' i një përroi.
At' here plaku zu në gojë
Ungjill' e shenjt'i frikësuar
Që nga mendimet ta dëbojë
Sundimn' e djallit të mallkuar.
Bën kryq me gjishtërinjt' e dredhur
Mbi kraharorë q'i gufon
Dhe shpejt e shpejt në heshtje kredhur
Vazhdon e shkon siç ka zakon.

XIII

Të dukej Zanë e dremitur
Ashtu e shtritur në qivur.
Ajo fytyrë tërë nur
Si një çarçaf i ishte ndritur,
Por ish venitur kjo burbuqe...
E kush, o Qiell! Nuk do të thonte
Që vasha flinte, ëndërronte,
Se priste ditën të agonte,

Që priste puthjen buz' e kuqe?
Por pa dobi erdh' dit' e qartë
E derdh mbi ballë pah të artë.
Më kot të mbytur lot e vaj
E puthnë tërë fis' i saj...
Jo! Vdekje - zeza vuri vulë
E s'ka ç'ta fshijë e ta shkulë!

XIV
Të tilla rrobe plot pekule,
Kaq bukur prerë, asnjëhere
S'pat veshur dot Tamar' e mjerë.
Sa kish e ç'kish në kopshtet lule,
 (Sipas zakonit të krishterë)
Mbi trupn' e saj përhapin erë
Dhe tek i mban në grushtn' e ngrirë
Të vjen se thonë lamtumirë!
Fytyr' e ëmbël as gjëkund
S'të flet se vdiq e mori fund
Në çast pasionesh të stuhishme;
Dhe çdo tipar në pah e nxjerr
Si të skalitur në mermer
Me forcë shprehse të magjishme
Pa ndjenja shtrirë, krejt e qetë
Plot fshehtësi - si vdekja vetë.
Që mb'anë buzës gjysëm - hark
Një si nënqeshje i rrëshqiste;
Me syt' e saj sikur u fliste
Gjithëve sa ishin rreth e qark.

N'atë vështrim kish një përçmim
Nga shpirt' i gatshëm për t'u tharë
Të fundmen shprehje dhe mendim
Dhe një "më fal" gjith botës mbarë.
Por drit' e jetës ish e kotë
Mbi atë vashëzë të vdekur,
Mbi trupn' e zëmërën e ftohtë
Mbi syt' e saj për jetë mekur.
Kështu kur dielli perëndon,
Kur tërë detin e praron,
Kur shuhet dita pak nga pak
Bor' e Kaukazit vjen e merr
Një ngjyrë purpuri si gjak
Edhe së largu ndrit në terr.
Por drit' e mekur që nga majat
S'gjen pasqyrim në shkretëtirë,
Askujt në rrugë s'i ndrit mirë
Që atje lart nga akullnajat.

XV

U mblodhën shok' e miq kokulur
Për ta përcjellë në varrim,
Flokët e bardha duke shkulur,
Duke u çjerrë me hidhrim.
Të fundmen herë plak Gudali
Ja hip ngadal një kali at
Edhe u nisën. Rruga zgjat
Tri dit' e netë mal pas mali.
Aty, në varret stërgjyshore,

Ju hap një varr asaj së gjore.
Një gjysh stërgjysh Gudali pat
Hajdut të hurit e litarit,
Po kur u mplak e ra në shtrat
Dhe ndjeu se ishte buzë varrit,
Mëkatet gjithë për t'i larë
Çoi ustallarë e kishë ngriti
Majë shkëmbinjve prej graniti,
Ku vërshëllen veriu i marrë,
Ku fluturon vetëm petriti.
Përmbi Kazbekun me dëborë
U ngrit një tempull i vetmuar.
Atje, kur vdiq ai i gjorë,
U pat mbuluar e qetuar.
Dhe u këthyen në varreza
Ata shkëmbinj ku mblidhen retë,
Se mos më afër qiellit vetë
M'e ëmbël është vdekja - zeza?
Sikur prej botës mënjanuar
Të fundmin gjumë s'ja trazojnë...
Më kot! Të vdekurin s'e zgjojnë
As lot, as gas, as mall i shkuar...

XVI

Në hapësirat e ethirit
Fluturon një ëngjëll lajmëtar
Me krah' të lehtë derdhur n'ar;
Edhe shtrëngonte pranë gjirit
Një shpirt të brishtë mëkatar.
Me fjalë t'ëmbla përgjërate

Ja dëboi dyshimin e mallkuar
Dhe gjurma brengash e lëngate
Ja më lau me lotë të kulluar.
Të ëmbël tinguj melodie
Nga larg ushtonin hera - herës
Kur ja! Përpara, si një hie,
U doli shpirti i skëterrës.
I fortë qe si vetë shqota,
Si flag' e zjarr rufeje shndriste,
Zë buçimtar sa tundej bota
"Ësht' imja" - Çirrej e thërriste.

Në gjoks të ëngjëllit zu dridhej
Me lot e mbyste drithm' llahtare
Shpirt e Tamarës mëkatare.
Fat' i së ardhmes do të zgjidhej.
Përpara saj sërish po rrinte
Po kush, o Zot, kush mund ta njihte?
Me ç'sy katil që e vështronte,
Se ç'helmë bënda i valonte,
Ç'armiqësi që s'kish të sosur!
Aromë varri kundërmonte
Fytyr e tija e ngurosur.

"Gremisu tutje shpirt - mohimi! -
Kasnec' i qiellit flet zëplot: -
Mjaft triumfove gjer më sot,
Se sot vendos i madhi Zot
Erdh çast' i gjyqit dhe pendimit!
Ditët e provës u kaluan.

Nga kurm' i vdekshëm i u rrëzuan
Vargonj mëkatash që pat bërë.
Shiko! E pret një qiell i tërë;
Se shpirt' i saj ish nga ata
Që ngrysin jetën të parritur
Me dhembje mbushur sa më s'ka
Për lumturin' e paarritur
Me pah ethiri Zot' i ndritur
U mbrujti zemër e gjithçka;
Ata për botën s'janë lindur
As bota s'lindi për ata!
Ajo mëktet i pagoi
Me ç'mimn' e jetës dhe me lot;
Ajo lëngoi e dashuroi,
Ndaj e pranoi parajsa sot."
Dhe ëngjëlli me syn' e mprehtë
Demonin vëngër e vështroi
Pastaj i lumtur, krahë - lehtë
Në qiejt e qeshur fluturoi.
Edhe Demoni pat mallkuar
Ëndrrat e çmendura të tij
Dhe mbeti prapë i dërmuar
I vetëm fill, mbi dhe harruar,
Pa pikë gas e dashuri!
Në shpat të malit gërxhe - plot
Përmbi luginën Kojshaur
Gërmadha plot sheh syri sot
Atje ku kish pallat dikur.
Për të fëmijët kan' dëgjuar
Prralla të frikëshme gjithfarë.

Si dëshmitarë për ç'ka ngjarë
Qëndrojnë muret e rënuar
Posi fantazma përmbi hon.
Në fushë fshati fle azdisur,
Bota bleron e lulëzon.
Jehonë zërash të shkurdisur
E tinguj zilesh mezi ndihet
Karvan gamilesh kalon.
Nga larg, mes mjegullës që ngrihet,
Përroi shkumon e gurgullon.
Dhe mes një jete të paprerë
Me erë, djellë e pranverë,
Natyra shkrihet në të qeshur
Posi një foshnjë e shkujdesur.
Por kulla rri e zymt' e ngrysur,
Dhe e braktisur qindra vjet
Si plak i mjerë e i krrusur
Që humbën miqt' e bijt' e vet;
Dhe presin hënëzën e dlirë,
Aty, banorët e pa parë.
At' here janë krejt të lirë!
Zhuzhojnë, rendin, hiqen zvarë.
Bredh merimanga mur më mur
E gur më gur zë rrjetin thurr.
Hardhuck' e shkathët gjelbëroshe
Nis e lëviz përmbi çati
E gjarpr' i strukur nëpër qoshe
Fillon e del nga strofk' e tij,
Dhe përmbi plloçat në hajat
Her' - herë mblidhet kutulaç

Her' herë zgjatet, hiqet zvarë
E ndrit si shpatë në mesnatë
Që kushedi se ç'trim i ngratë
E la tek dergjeshe i vrarë.
Kudo shkreti; s'ka gjurmë fare
Nga ç'kish dikur; koha barbare
Me zell i fshiu nga kjo botë
E më s'e shkon ndërmend njeri
As plak Gudalin lavdiplotë
As atë bijëzën e tij.
Por ajo kishë atje lart
Ku fle e qetë qindra vjetë,
Nga frym' e shenjtë mbrojtur vetë
Mes reve duket që nga larg
Në portat roje madhështorë
Shkëmbinj të zinj graniti rrinë
Me borën hedhur pelerinë.
Pa mbajnë veshur si gjoksorë
Kallkan viganë shekullorë.
Dhe pllaze bore rrëkëllyer
Posi ujvara që nga lart
Nga shqota shqyer e rrëmbyer
Të zymtë varen rreth e qark.
Aty tufane shkon bën rojë
Lëpin e fshin posi me fshesë
Dhe nis ja këngë të këndojë
Ja si patrullë të thërresë.
Duke dëgjuar gjithëçka
Për atë tempullin e shkretë
Vrapojnë retë me të shpejtë
E ven' i bëjnë temena.

...Tani mbi varet as një grimë
S'dëgjon rënkime e ulërimë.
Viktimat mbron në mes dëbore
Kazbeku plak e kreshtëshumë
Dhe zër' i qarjes njerëzore
S'i çon, s'i zgjon nga ai gjumë.



# F. I. TJUTÇEV

1803 - 1873

F. I. Tjutçev është poet krejtësisht i veçantë në letërsinë ruse.

Qysh i ri, sapo mbaroi universitetin, u caktua në Ministrinë e punëve të jashtme dhe prej atje u dërgua si përfaqësues i Rusisë në Gjermani dhe Itali, ku kaloi rreth 22 vjet.

Edhe pse ishte larg atdheut, ai i këndoi bukurisë së vendit të vet në poezitë e një arti të madh.

Poezia e Tjutçevit hyn në numrin e krijimeve më të mira të gjenisë poetike ruse. Ai është shprehës i ndjenjave më të thella e më të pastra të shpirtit njerëzor.

Poezinë e Tjutçevit e patën pëlqyer e çmuar fort shkrimtarët e shquar rusë, që nga Pushkini i madh, te Nakrasovi, Turgenievi, Feti, ndërsa Tolstoi, duke folur

me M. Gorkun e ri, i pat thënë: "Poezinë mësoje te Pushkini dhe te Tjutçevi." Megjithatë, njohja e vërtetë e tij si poet erdhi mjaft vonë, kurse lavdia iu rrit vetëm pas vdekjes.

Ne kemi fatin që Fan Noli i madh të na përkthente mjeshtërisht njërën nga poezitë më të bukura të Tjutçevit, "Dashuria e fundme" dhe që tregon se Tjutçevi hynte në radhën e atyre poetëve të mëdhenj që jo më kot i zgjidhte Fan Noli.

E gjithë kjo krijimtari e Tjutçevit përmblidhet në një vëllim të vogël me poezi që - siç thotë poeti Fet - "është më i rëndë se çdo vëllim i trashë". Dhe ka të drejtë, sepse poezitë e tij janë të një bukurie të pashoqe.

* * *

Kam njohur sy - o, ata sy!
Sa fort i desha, e di një Zot!
Kish kaq magji dhe zjarr aty,
Sa shpirtin s'mund ta shkulnja dot.

N'atë vështrim të pakuptuar
Zbulohej jeta gjer në fund.
Kish kaq pasion të përvëluar,
Kaq pikëllim sa s'ka kurrkund!

Dhe shihte rëndë, madhërishëm,
Që nën qepallat, mengadal.
Dhe ish gazmor dhe ish i hijshëm
Dhe si një vojtje ish fatal.

Shpesh rrija shihja i mahnitur,
Por asnjëherë s'munda dot
Që ta vështroj pa u tronditur,
Ta adhuroj pa derdhur lot.

* * *

Sërish në Nevë rri, mbi urë,
Siç rrija shpesh kur qesh' i lumtur.
Qëndroj, vështroj e s'ngopem kurrë
Nga këng' e valës së përgjumtur.

Në qiell yjet s'kanë dalë,
Mahnitshëm muzgu më mbulon,
Dhe Neva valën shtron ngadalë
Dhe Hënën ëmbël pasqyron.

Të jetë ëndërr ç'shoh me sy,
Apo mos jam në të vërtetë,
Apo mbi Nevë ne të dy
Kundrojmë hënën rrezezbehtë?

* * *

Pse mbi jaz m'i mban lëshuar
Degët tënde shelg' i shkretë,
Edhe fletët pa pushuar
Posi buzë të etuar
Zgjat mbi valën shkumëlehtë?
Fletët dridhen dhe mundohen
Që të çikin përmbi jaz...
Porse valët shkumëzohen
Dhe nga dielli kur ndriçohen
Të përqeshin tërë gaz.

* * *

Po vuaj prapë prej trishtimit,
Me zemër prapë të kujtoj,
Në terr' e thellë të kujtimit
Fytyrën prapë t'a vështroj.
Ajo më ësht' e paharruar.
Atë e kam përreth përherë
Të largët fort, të pandryshuar
Si yll që ndrit në qiellin sterrë.

* * *

M'i ka rrëmbyer Zoti ndëshkimtar
Shëndet, vullnet e gjumë e gjithçka,
Po pranë meje vetëm ty të la
Që un' të mund t'i falem si më parë.

* * *

Do desha fort të rri në varrin tim
Siç rri tani i shtrirë në minder,
Të rrjedhin vjet e shekuj pa mbarim
Dhe un' i heshtur t'ju dëgjoj përher'.

* * *

Përroi po ngrin, po humb shkëlqimet
U vyshkën lulet, dielli s'ndrit.
Kallkani këngët, gurgullimet,
I mbyt, i shuan, i nemit.
Por jetën kroit as thëllimi,
As cikn' e egër s'ia shkurton.
Ai buron dhe gurgullimi
Prish qetësinë që sundon.
Kështu në gjoksin tim jetim,
Nga cikn' e jetës mpirë fare,
Më s'rrjedhin valët plot shkëlqim,
Më s'ndjehen hovet djaloshare,
Por pas lëvozhgës që ka ngrirë
Ka afsh e jetë që s'mbaron
Dhe herë - herë ndihet mirë
Si kroi fshehtas mërmëron...

* * *

Krejt dheu ende ësht' i mpirë,
Por ndihet flladi pranveror
Që fryn e degët tund me zor
Dhe tret dëborën e pashkrirë
Natyra - mëmë s'është zgjuar
Por, mes dremitjes që mbaron,
Nga larg pranverën po dëgjon
Edhe nënqesh pa dëshiruar.

Po fle, po fle, o shpirt dhe ti...
Por, befas, kush të shqetëson
Dhe gjumin, ëndrrat, t'i praron
T'i përkëdhel me ëmbëlsi?
Shkëlqen dëbora hera-herës,
Shkëlqen dhe qielli, gjaku vlon...
A mos nga afshi i pranverës?
Mos dashuria e ngacmon?

## Brezit tim që po plaket

Kur forcat mplaken dhe patjetër
Do na tradhtojnë përnjimend
Dhe duhet ne, banorë të vjetër,
Të ardhurve t'u bëjmë vend,

Shpëtona atëherë o shpirt i mirë
Nga çdo qortim shpirtvogëlsisht,
Nga shpifjet me inat e cmirë
Për jetën qe na la në bisht.

Nga ndjenj' e ligësis së fshehur
Për botën që ndryshon nga dje,
Ku vinë të rinj dhe rrinë ngrehur
Në sofrën që e shtruam ne.

Nga vrer'i ndjenjës së helmuar
Që më me rrymën s'ecim dot,
Që sot të tjerë janë ftuar,
Të tjerë shkojnë përpara sot.

Nga çdo pasion që la rinia
Dhe që në zemër thellë rri.
M'i turpshëm është se dashuria
Pasioni grindavec në pleqëri.

---

*Shënim:* Titulli është vënë nga përkthyesi

* * *

O, mos hapni kurrë varr
Që të më vini.
Mbi lëndinat plot me bar,
Aty më lini.

Që të ndiej zefir' e lehtë
E si rrjedh një krua,
Si rënkon kavall' i shkretë,
Si në qiell, të qeta, retë
Do enden mbi mua.



Ivan. S. TURGENIEV
1818 - 1883

I. S. Turgenievi është një nga shkrimtarët rusë më të shquar të shekullit të kaluar. U bë i njohur veçanërisht me veprën e tij "Tregimet e një gjahtari", si dhe me romanet "Etër e bij", "Rudin" dhe nga shumë tregime. Ka shkruar gjithashtu mjaft poezi, poema dhe poezi në prozë. U pëlqye e u vlerësua fort nga lexuesit, kritiku i njohur V. Bjelinski, si dhe nga shkrimtarët bashkëkohës më në zë. Vetë i madhi Leon Tolstoi, mbasi lexoi "Tregimet e një gjahtari", tha: "Tani e kam të vështirë të shkruaj", ndërsa Çernishevski shkroi: "Ai që ngre pushkën kundër autorit të *Tregimeve të një gjahtari* poshtëron çdo njeri të ndershëm në Rusi".

Turgenivi jetoi një kohë të gjatë në Francë, ku u miqësua me shkrimtarin Gustav Flober, me sopranon e dëgjuar Polina Viardo dhe shkrimtarin Gi dë Mopasan, i cili e kishte për nder ta quante veten "nxënës i Turgenievit". Edhe se jetoi larg, ai nuk e harroi po shkroi për popullin e vet dhe ndërsa dergjej i sëmurë, porosiste një mikun e tij: "Të vesh e të m'i falesh nga unë shtëpisë sime, kopshtit, lisit tim të ri, atdheut të m'i falesh të cilin, tashmë, me siguri, nuk do ta shoh kurrë".

Vdiq në Francë, më 22 gusht 1883, por trupi i tij u dërgua e u varros në Petersburg.

Disa nga pjesët më të rëndësishme të veprës së Turgenievit janë përkthyer me kohë në gjuhën shqipe.

* * *

Më fole më në fund se duhet të largohem
Se bota na gjykoi - se shpresa s'ka për ne
Se e trishtuar je; se duhet të mundohem
Të të harroj. Ish mbrëmje; ndrinte hën' e re;
Mbi kopshtin e përgjumur një avull ishte shtrirë
Un' të dëgjoja ty dhe s'e kuptoja dot:
Nën afshin e pranverës, nën sytë e tu të dlirë
Aq fort pse derdhja lot?

Po, të kuptova; ikë - je i lirë;
T'u binda, pra, do shkoj - po si të shkoj,
Të shkoj kështu, pa fjalë, si i ngrirë
Kur ndjej në shpirt kaq dhimbje sa s'duroj?
S'them dot se sot të dua si më parë;
Ajo që shkoi më s'kthehet përsëri,
Por dashurinë nga jeta s'e kam ndarë
s'rroj dot pa dashuri.

A mos mbaroi vërtet gjith' ç'ish e dlirë
Sikur asgjë s'na pati lidhur ne!
Sikur dy zemrat tona s'ishin shkrirë
Edhe kaq leht' u shëmb gjithçka përdhe!
Të desha fort - po ti s'më dashurove -
Jo! Jo! Mos thuaj: Po! - se ti
Veç fjal' e buzëqeshje më dhurove -
    un shpirtin bëra fli.

Pra ja si mbeta sot - por prapë jam betuar
Se s'do të rri pa njohur dashuri.
Sërish do dashuroj si i shkalluar
Me etjen e një shpirti që s'u ngi.
Dhe ndoshta - po; por bota magjiplote
Me mrekulli e gaz e dashuri
Dhe shpirt' i ri e dhimbja lote-plote
Më s'kthehen përsëri.

Do shkoj, po prit, nën dorën dhe një herë
Dhe ja mbaroi e shkoi kjo dashuri.
Ky çast tani - ky çast i ndarjes së mjerë
Dhe prapë gjumë, prapë ftohtësi...
O Zot i madh! Nëm forca të besoj
Se jeta s'më shqelmoi, se prapë jam i ri,
Se mund të dashuroj!

# Poezi në prozë

## I varfri

Po ecja rrugës... Më ndaloi një plak i varfër, i dobët. Sytë - të buhavitur, të përlotur, buzën - të mavijosur, zhelet të ashpra, plagët - të papastra. O, sa keq e kish rënuar varfëria këtë qenie të pafat!

Ai më zgjati dorën e përskuqur, të enjtur, të lerosur... e kërkoi lëmoshë.

Fillova të gërmoj të gjithë xhepat... as kuletë, as sahat, madje as shami... S'kisha marë asgjë me vete.

Dhe i varfri priste... dhe dora e tij e nderë lëkundej e dridhej lehtë.

I hutuar, i turpëruar, shtrëngova fort atë dorë që dridhej... "Mos më fajëso, vëlla, s'kam me vete asgjë, vëlla".

I varfri m'i nguli syt' e tij të buhavitur; buzët e tij të mavijosura nënqeshën dhe ai m'i shtrëngoi gishtat e mi të bërë akull.

-Ç't'i bësh, vëlla - pëshpëriti ai - edhe për këtë, faleminderit. Edhe kjo është lëmoshë, vëlla.

Dhe unë kuptova që mora lëmoshë nga vëllai im.

## Mallkimi

Një herë, në Rusi, isha dëshmitar i një zënke të ashpër ndërmjet dy fshatarëve, at e bir.

Djali arriti deri aty, sa i bëri të atit një fyerje të padurueshme.

- Mallkoje, atë, Vasiliç, mallkoje të nëmurin - klithi gruaja e plakut.

- Si urdhëron, Petrovna, - u përgjigj plaku me një zë të mbytur dhe bëri kryqin të madh sa gjithë krahërori.

- Arriftë dhe ky më djalën që ta pështyjë babanë dhe mjekrën e tij të bardhë në syt' e s'ëmës!

## Nessun maggior dolore

Qiell i kaltërt, re të lehta si push, aromë lulesh, tinguj të ëmbël zërash rinorë, bukuri rrezatuese kryeveprash arti, buzëqeshje lumturie mbi një fytyrë të mrekullueshme gruaje dhe ca sy magjikë... përse, përse të gjitha këto?

Një lugë me ilaç të pështirë e të padobishëm çdo dy orë, ja se ç'u dashka!

# Kur të mos jem

Kur të mos jem, kur gjithçka që ish e imja, do të mbulohet me pluhur - o ti, shoku im i vetëm, o ti, që të desha kaq fort e kaq dhemshurisht, ti, që me siguri do të jetosh pas meje - mos shko te varri im... Ti s'ke ç'bën atje.

Mos më harro... po mos më kujto përmes halleve të përditshme, kënaqësive dhe nevojave... Nuk dua ta pengoj jetën tënde, nuk dua ta vështirësoj rrjedhën e saj të qetë. Por në çastet e vetmisë, kur mbi ty të bjerë trishtimi i drojtur e i pashkak, aq fort i njohur nga zemrat e mira, merr ndonjë nga librat tanë më të dashur dhe kërko ato faqe, ato rreshta, ato fjalë, nga të cilat na ndodhte - të kujtohet? - të dyve, menjëherë të na rridhnin lotët në heshtje.

Lexoi, mbylli sytë dhe zgjatma dorën... shokut që të mungon, zgjatja dorën tënde.

Nuk do të mund të ta shtrëngoj me dorën time: ajo do të jetë e shtrirë, e palëvizshme nën dhé, por tani më pëlqen të mendoj që ndoshta, ti, në dorën tënde, do të ndiesh një prekje të lehtë.

Dhe pamja ime do të fanitet ty dhe nga syt' e tu të mbyllur do të rrjedhin lot, si ata lot që ne, të mallëngjyer nga bukuria, patëm derdhur së bashku, o ti, shoku im i vetëm, o ti, që të desha aq fort e aq dhemshurisht...

# A. A. FJET

1820 - 1892

Afanasi Afanasieviç Shenshin, me pseudonimin Fjet, është poet me krijimtari të veçantë në letërsinë ruse. Në universitet studioi për filozofi. Poezitë e para i botoi në vëllimin me titull "Panteoni lirik" (1840).

Poezitë e tij përgjithësisht kanë tema të natyrës dhe të dashurisë. Me vargje të zgjedhur ai ka krijuar peizashe të mrekullueshme të natyrës ruse. Sikurse Tjutçev edhe Fjet ka poezi të përsosura në formë, me ritëm të harmonishëm e si të tilla, shumë prej tyre janë vënë në muzikë nga kompozitorë të shquar rusë si Rimski-Korsakov, Rahmaninov etj. dhe disa ndër to mbetën si romanca popullore.

Më 1883 - 85 doli vëllimi tjetër i tij me poezi - "Zjarret e mbrëmjes". U mor gjithashtu me përkthimin në rusisht të poetëve klasikë të Romës së vjetër, Juvenalit, Ovidit, Katulit, Virgjilit. Përktheu Faust-in e Gëte-s dhe veprat filozofike të Shopenhauer-it.

Poezia e A. A. Fjet-it, pati ndikim të veçantë mbi poezinë e simbolistëve rusë.

* * *

Mbas ndarjes së gjatë sërish u takuam,
Të çmpirë prej dimrit të ftohtë,
Dy duart e ngrira ngadalë i shtrënguam
        Dhe qamë e qamë me lotë!

Ne trutë e mykur n'a vunë të dyve
Vargonj të padukshëm në botë.
Sa shpesh i shkëmbyem vështrimet e syve
        Dhe qamë e qamë me lotë!

Së fundi mes reve, mes qiellit të ngrysur
Na ndriti një diell i ngrohtë.
Pranverë...! Ne ndenjëm atje,
                    nën një shelg të kërrusur
        Dhe qamë e qamë me lotë!

* * *

Një agim plot shkëlqim, kur e has,
Për të fshehtat plot gas nis i flas
Dhe në pyll një burim kur shikoj
Nis, atij, ç'mbaj në gji, t'i tregoj.

Ndonjë yll sa fillon vezullon
I tregoj, i tregoj, gjer agon.
Po, kur ty mu në sy të vërej,
Nuk bëj zë e asgjë s'të rrëfej.

K. M. Fofanov është ndoshta poeti rus më i talentuar dhe pa dyshim më i mjerë i njëzetvjeçarit të fundit të shekullit të kaluar.

Bëri një shkollë fillore dhe të mesme gjysmake, por kishte lindur poet dhe që me botimin e librit të tij të parë me poezi, ende pa mbushur 25 vjet, tregoi se po vinte një talent i lindur, ndonëse me mungesa në kulturën poetike.

Jetoi në njërën nga periudhat e turbullta në Rusi, ku ngërdhesheshin probleme shoqërore dhe rryma të ndryshme në krijimtarinë poetike si simbolizmi etj. por poezia e tij mbeti e freskët, plot frymëzim e sinqeritet.

Bëri një jetë të trazuar, me varfëri, sëmundje psiqike që iu shfaq qysh në moshën 28 vjeçare dhe më tej u sundua nga alkoolizmi. Gjendjen e tij të mjerë M. Gorki e përshkruan kështu: "Fofanovi ishte tmerrësisht i mjerë, gjithmonë i dehur, i leckosur, por sado i dehur të ish, sytë e tij të kaltërt si qielli ishin ashtu siç i ka pikturuar Rjepini."

Njerëzit e kulturës e veçanërisht shkrimtarët e shquar bashkëkohës, e patën çmuar së tepërmi. Çehovi p. sh. shkruan: "Ndër poetët ka filluar të dallohet Fofanovi. Ai me të vërtet është i talentuar. Të tjerët, si artistë, s'vlejnë asgjë."

Kurse i madhi Leon Tolstoi , më 1907 pat thënë për të: "Poet më të mirë tani s'ka."

Piktori i njohur rus Rjepin,që i bëri portretin Fofanovit, shkruan: "E pata njohur gjithë plejadën e bashkëkohësve të tij, por çfarë figure padyshim tipike të poetit paraqiste Fofanovi!"

Megjithatë ai vdiq i mjerë, gati i harruar, më 17 maj 1911.

## Takimi i fundit

Nga dashuri e parë
Gjithçka qe shuar shpejt.
Prej kohësh qenë dashur
Dhe qenë ndarë krejt.

Ai i vetëm mbante
Plot brenga në kraharor,
Ajo me tjetër ndante
Gëzimin e vet rinor.

Po ja, se ku papritur,
Kjo vjeshtë i bashkoi,
Kur digjej perëndimi,
Si jeta që u shkoi.

Në pyll, mes degë pishash,
Hyn dielli q'u përflak.
Ai mendon. Ç'u vyshk!
Ajo mendon: Ç'u mplak!

Ai s'i thosh dot - "Juve"
Ajo s'i thosh dot - "Ti",
Të fundmet lule vjeshte
Këputnin tok tani.

Do deshin fort të theshin
Plot gjëra përsëri
Dhe përsëri të qeshnin,
Po s'mundnin kurrsesi.

Asaj i dridhej zemra,
Atij i therrte fort...
Të heshtur krejt u ndanë,
Kurrgjë s'kujtuan dot...

* * *

Pylli ka zoqt' e foletë,
Zemra ka dëshira plot.
Qielli ka yje të zbehtë
Aq sa s'numërohen dot.

Deti ka dallgët e lira,
Fundi - perla pa mbarim,
Rinia ka puthjet e dlira,
Pleqëria veç trishtim!...

* * *

Ushtojnë pyjet majave,
Prej majave, ograjave,
Vargojt' e akullnajave
U thyen përsëri.

Dhe erdh e shumëpritura,
Aromëpërtëritura,
Me dritë krejt e ndritura
Pranvera plot magji.

Kudo erdh çast i zgjimeve,
Erdh çast' i frymëzimeve,
I këngës dhe gëzimeve,
Kudo - këng' e gëzim.

Dhe zemra, zjarrzhuritura,
Këndon për ty m'e ndritura,
Mbi çdo pushtet e ngritura,
Mbretëresh' e shpirtit tim.



Aleksandër BLLOK
1880 - 1921

Aleksandër Bllok, lindi në një familje intelektualësh të lartë. I ati ishte profesor universiteti, ndërsa i gjyshi nga e ëma - Rektor universiteti. Familjen e tij e vizitonin njerëz të shquar të shkencës dhe shkrimtarë nga më të njohurit e kohës. Në këto kushte mori edukatë, arsim e kulturë të plotë që në vogëli si rrallëkush. Kjo ndihmoi të përsoste talentin e tij të rrallë poetik e të bëhej njëri nga poetët më të shquar rusë.

Poezitë dhe poemat e tij janë kulme të poezisë ruse. Ai është tashmë klasik në poezinë ruse dhe emri i tij vjen natyrshëm pas emrave të të mëdhenjve Pushkin, Lermontov, Nekrasov. Ai ka lënë poezi të një bukurie të mahnitshme. Cikli i tij "Karmen" është kulmi i lirikave të dashurisë. Lirika e Bllokut mund të shihet si ditari i një jete, i jetës së poetit, por kufijtë e këtij ditari janë jashtëzakonisht të gjërë. Arti i poezisë së Bllokut pati dhe ka ndikim te gjithë poetët rusë të mëvonshëm. Ai është vlerësuar me kohë nga lexuesi i thjeshtë dhe nga shkrimtarë të shquar.

M. Gorki për të ka shkruar: "Blloku - besomëni - lavdi Zotit ai është poet i vërtetë dhe njeri me sinqeritet të pacak." Kurse Majakovski s'ka nguruar të thotë: "Krijimtaria e Bllokut është një epokë e tërë poetike."

A. Bllok u shqua dhe si përkthyes i disa poezive nga Bajron, Hajne, Saakjan dhe i disa poetëve finlandezë etj.

Jetoi vetëm dyzet vjet, po në një periudhë krijuese njëzet-vjeçare krijoi kulme arti të paaritshëm.

* * *

Portin lanë shkretë
Anijet e flotës
Që nisi e qetë
Lundrimin rreth botës

Kështu m'u larguat
Ju vite të vyer;
Shkuat, perënduat
Për të mos u kthyer.

## Karmen

O, dashuria ësht' e lirë,
Por mbeta robi tënd!
Por shoh në ëndrrën më të dlirë
Të zjarrtin trup që çmënd!

Për krahët e bukur fortpushtues,
Për syrin që shkëlqen,
Për ta pasioni kotshpresues
Të flë s'më lë Karmen!

Do të këndoj për ty sa qielli
Ta ndjejë zërin tim
Për ty ndriçim do marr nga dielli
Nga yjtë do marr shkëlqim.

Ti vjen si dallg' e shkumëzuar
Mbi det të vargut tim.
Ç'më le, Karmen kështu në duar
Kaq shumë kundërmim...

Si shkrepëtimë, natën vonë,
Që shkrep në çast dhe fik
Më shfaqet trupi yt gjithmonë
Dhe sa më shfaqet, ik.

Por kam një shpresë t'ëmbël, thellë,
Që ty, larg nga ky vend,
Pa dashur rasti të ta sjellë
Dhe të të bjerë ndër mend.

Dhe mbi stuhirat, mbi trazirat,
Ku jeta ime zjen,
Veç ky mendim ka për t'u ngritur
Si rrug' e bardh', e drejt', e ndritur,
Që vjen tek ti, Karmen!

## Poetët

Në lagjen e largët atje, mbi moçal,
Poetët përherë banonin.
Ata me nënqeshje përçmimi, ngadal,
Gjithmonë njëri-tjetrin takonin.

Më kot gdhihej dita e bukur për ta,
Atje, mbi moçalin me njerëz.
Banorët e tij ia kushtonin gjithçka
Veç punës së zellshme dhe verës.

Kur deheshin llapnin, thumbonin
Ndërkaq
Himnonin miqsin' e kulluar,
Sa gdhihej të gjith' brenda-
mbylleshin paq,
Punonin posi të shkalluar.

Si qenj prej barrakave, dilnin pastaj
Të shihnin në det perëndimin,
Por ndonjë gërshet kalimtar, i pafaj,
Ju ndiste, në çast, frymëzimin.

Një shekull të artë kërkonin më kot.
Përqeshnin batuesit e urtë.
Për lulen e vogël shpesh qanin me lot
Dhe për ndonjë re të purpurtë.

Kështu, o mik, rronin poetët atje!
Më keq - ndoshta thua - prej teje,
Prej jetës së qetë si ujët që fle,
Më keq se sa jeta në prehje?

Pra jo, mor lexues dhe ti kritik qorr!
Në fund ka diçka dhe poeti.
Ca flokë, ca re dhe një shekull, po zor
T'i kuptosh gjithë këto ti i shkreti!...

Kënaqur me veten dhe gruan je ti
Dhe me kushtetutën bishtprerë;
Poeti ka etjen e botës në gji,
Ç'e do kushtetutën e mjerë?

# Në dunat

Nuk më pëlqen fjalori fjalëbosh
Me shprehje të rëndomta dashurie
"Je imja", "Jam jotja", "Jam i yti:"
Nuk dua skllavëri. I lirë shoh
Përdrejt në sy dhe gruan më të bukur
Dhe i them: "Tashi u ngrys, por nesër
Do të gdhijë dit e kthjellët. Eja, pra,
Rrëmbemë ti pasioni triumfues
Se nesër do të shkoj e do këndoj.

Shpirtthjeshtë jam. Kjo re' e kripur deti
Ky fllad rrëshire pishash m'a ushqeu.
Tipare ka ato ç'kam në fytyrën
E rrahur e të rreshkur krejt nga era.
I bukur jam - me bukurin' e varfër
Të dunave dhe detit të veriut.

Kështu mendoja heshtur kur kaloja
Kufirin e Finlandës, tek dëgjoja
Sykaltrit mjekëroshë finlandezë.
Kudo ish qetësi. Dhe në platformë
Lëshonte avull treni që do nisej.
Dhe roja e doganës së Rusisë
Po çlodhej me përtesë ulur vetëm
Në cepin e tavernës t'hekurudhës.
Një tok' e re fillonte që atje
Dhe shpirti rus shikonte tejpërtej
Mbi vendin e panjohur e të huaj.

Kështu mendoja kur ajo më erdh
E ndenj aty mbi breg. Të kuq i kish
Dy syt' e saj nga dielli dhe rëra.
Dhe flokët me rrëshirë posi pishat
Të kaltër krejt i binin përmbi supe.
Vjen. Kryqëzon vështrimn' e saj prej bishe
Me syt' e mij të egër. U gajas
Së qeshuri me zë. Më hedh me vrull
Një dorë bar, një grusht me rërë t'artë.
Kërcen, pastaj, e hidhet e humbet
Gjith me kërcime tutje nëpër dunat...

E ndoqa. Larg e ndoqa. U copëtova.
Fytyrën, duart, grisa nëpër ferra.
I çorra rrobat - Thirra dhe e ndoqa
Si bishë e ndoqa. Thirra, ulëriva
Me zërin zjarr që kish kumbime briri.
Ajo më la ca gjurmëza mbi rërë
Dhe humbi tej, në dunat, nëpër pishat,
Kur përmbi to po binte muzg i kaltër.

I shtrirë rri; nga vrapi gjith gulçoj,
Mbi rërë rri; Sërish në sytë zjarr
Ajo gjith më vrapon e gjitha qeshet;
I qeshin flokët, duart, qeshin këmbët
I qeshin rrobat fryrë nga vrapimi...
Rri shtrirë dhe mendoj: " U ngrys.
Do ngryset edhe nesër, po s'do shkoj
Derisa mos ta ndjek atë si bishën
Edhe me zërin tim me tingull briri
Në rrugë ta ndaloj dhe gjersa mos i them:
"Je imja! Imja!" - dhe gjersa mos me thotë:
"Jotja! Jotja:"

* * *

Jeta më la
Dhe zemra fle
E lodhur fare.

Dhe nata prapë ra,
Pa frikë vjen më sheh
Nëpër dritare.

Ra borë plot.
S'mund t'i dëboj
Cikn' e acar.

Gëzimet s'kthehen dot,
Çudi dhe t'a kujtoj
Që kisha zjarr.

* * *

Të mëkatosh në ndyrësira
Sa dit' e net të ngatërrosh,
Me kokën turbull nga e pira
Në kishë shpejt e shpejt të shkosh

Dhe të përkulesh që pa hyrë,
Shtat' herë kryq të bësh në vend,
Dhe dyshemenë e pështyrë
Ta fshish atje me ballin tënd,

Pastaj në diskun plot me pare
Të hedhç një grosh ndonëse s'do,
Të puthç n'ikonat qindvjeçare
Më të stërputhurën ndër to,

Dhe në shtëpi ti pa mbërritur
T'ia marrësh tjetrit atë grosh
Ndërsa një bushtër të uritur
Me shkelm nga porta ta dëbosh,

Pranë kandilit, në ikonat
Të bësh llogar e të pish çaj,
Të stërpështysh me gisht kuponat,
Të fërkosh barkun mbasandaj

Dhe në mes puplash, n'ëndërrime,
Të bijesh top edhe të flesh...
Por dhe kështu, Rusia ime,
Ti më e shtrenjta do më jesh.

* * *

Kudo, në pyll apo në arë,
Edhe në tokë, dhe në det,
Kështu, të afërt, si më parë
Kudo më shfaqesh, dit' e net.

Për trupin tënd me qyrk mbuluar,
Mbuluar krejt me avuj resh,
Për të këndoj siç kam kënduar
Shtëllunga vargjesh thurr e s'rresht.

Dhe nëpër vjete, nëpër dete,
Kur pi a lutem a lakmoj
Ty, bij e ndritur e lirisë,
Kudo njëlloj të dashuroj.

# Ndëshkimi

Poemë

(Fragment nga epilogu)

Kur je dëbuar dhe harruar
Nga gjithë njerëzit që njeh,
Kur si nën rrasë varri fle
Gjithçka të pati robëruar;
Qytetn' e shkretë kur përshkon
I dëshpëruar si askurrë,
Kur kthehesh, natën i sëmurë,
Qepallat bryma tek rëndon,
Atëherë ndal e verë vesh
Dëgjoja natës heshtjen vetë:
Do ndjesh atje një tjetër jetë
Që ditën kurrë s'mund ta gjesh.
Dhe do t'të duken tjetër soj
Dëbora, tymi, rrugt' e gjata,
Do ndjesh agimin si pret nata
Mbi kopsht që bora e mbuloi.
Dhe qielli ngjan si libr' i shkruar.
Në shpirtin tënd do ndjesh me ëndje
Përfytyrimin e nënës tënde,
Çast ky që s'ka të krahasuar.

(Fragment)

Gjith' ato ëndrra q'u përmbysën
Më mbajtën rob për shumë vjet,
Por pleqëria po më kërrusën
Dhe më vjen turp që jam poet...
S'besoj në librat. Ç'janë shkruar
Më ngjajnë gjëra kot më kot!
Mallkuar ëndrrat! Pra, mallkuar
Sa vargje shkrova gjer më sot!
Kështu, i vetëm e i gjorë
Po thahem, vyshkem dit për dit
Sa dhe një shkop që mbaj në dorë
Mezi e mbaj kur dal shëtit...
Kujt t'i besosh? Si të pajtohem?
Poetë, mjekë, priftërinj...
Ah, po të mundja të mësohem
Me këta njerëz faqezinj!

*  *  *

Kaluan vitet, por s'ke ndryshuar;
E rregullt, e bukur, e qeshur përvit,
Veç flokët ke pak më të shtruar
E përmes tyre thinja ndrit.

Dhe unë me pirgje librash pranë
E plak, kërrusur përmbi to,
Me një mendim pafund e anë
Fytyrën tënde të qetë shoh.

Po. Koha nuk na ka ndryshuar,
Jetojmë e ndjejmë si dikur prore
Dhe ruajtëm fort, duke i kujtuar,
Gjith' ata vite përrallore.

## Në fushën e Kulikovos

Rrjedh lumi, rrjedh, i shtruar, i trishtuar
Dhe brigjet vjen i bren.
Andej, këndej, mullarë të vetmuar
Në stepën shterpë gjen.

Në stepë shkojm' e shkojmë mes trishtimit,
Trishtimit tënd, Rusi!
As nata jo, as terr' i amëshimit
S'na trëmb tani.

Dhe n'është terr, me zjarre, pa pushuar,
Do ndritim stepën e ne.
Mes tymit ndrit flamur' i shenjtëruar
Dhe shpat' e khanëve atje...

Gjithë jetën luftë! Prehjen shohim n' ëndrra
Përzierë gjak e pluhur...
Rend pela, rend e shkel e shkon mbi shpendra
Të stepës bërë zhur...

Dhe fund më s'ka! Vrapojnë vjorstat vetë...
Oh, ndalu pak!
Vrapojn', vrapojn', të trëmbura dhe retë
Të kuqe gjak!

Krejt qielli skuq! Rrjedh zemra gjak buruar!
Qaj zemër, plas...
S'ka prehje, s'ka! Rend pela e harbuar
Dhe ngrihet kas!

## Shtëpia e Pushkinit

Emri Shtëpi e Pushkinit
Atje lart n'Akademi!
Zë e tingull aq i njohur,
Gjithsekush e ka në gji!

Është zë që ngjan se bie
Lumi akullin q'u tret,
Klithm'e mpreht' e një anije
Që anijet përshëndet.

Është sfinksi largvështrues
Përmbi detin që dremit,
Kalorës' i bronxët fluturues
Që prej kalit mbi granit.

Ç'hapësira plot me dritë
Çelte lumi n'atë çast!
S'thirrëm vetëm ato ditë
Po gjith shekujt ç'vinë pas!

Dit' e djeshme parpalitet
Me gënjeshtrën për kandil,
Sot e ardhmja na fanitet
Mjegull ngjyrë trëndafil.

Po, Pushkin! Liris së fshehtë
I kënduam ne sërish!
Nëmna dorën me të shpejtë
Te kjo luftë të na ndihsh!

A s'ish zëri yt i zjarrtë
Që na frymëzonte ne?
A s'qe ti, Pushkin i lartë,
Që na falnje flatra dje?

Ja përse e kam të dashur
Dhe e mbaj këtu në gji
Emrin Shtëpi e Pushkinit
Atje lart n'Akademi.

Ja përse, në fund të fatit,
Ndërsa nata vjen më merr,
Që nga sheshi i Senatit
I përulem dhe njëher.

* * *

Dit' e pranverës shkoi pa punë
Pranë dritares së palarë.
Mërzitet gruaja si unë,
Këndon si zog, po më të qarë.

Un, mbledh ngadalë, pa dëshirë,
Kujtime, vepra dhe gjithçka.
E qartë, pra, pa pikë mëshirë
Ushtoi jeta dhe më la.

Rivinë mendime, diskutime,
Por kam trishtim në shpirtin zhur
Grilat ç'tia ul dritares sime?
Dita në shpirt m'u ngrys që kur...

* * *

Ti nuk erdhe tek unë aq fort e gëzuar
Dhe as unë s'u bëra kalorës fisnik
Që të rrish të rënkosh rrotull vatrës së shuar,
Që të vish të vallzosh afër flakës q'u fik.

Mos vërtet erdh e shkoi shpejt e shpejt dashuria?
Mos vërtet jam sëmurë, i dobët dhe plak?
Jo! Në shpirt xixëllojnë të fundmet shkëndija,
Ka thëngjij të një zjarri që djeg e përflak!

# Anna Ahmatovas

"Bukuri e tmerrshme" - thonë.
Juve hidhne me përtesë
Atë shall apanjoll mbi supe,
Trëndafil' i kuq - në flokë.

"Bukuri e thjeshtë" - thonë.
Ju fëmijën e mbështillni
N'atë shall të madh me lara,
Trëndafil' i kuq - në tokë.

Tek dëgjoni ej hutuar
Fjalë plot që rreth kumbojnë,
Ju mendoni e trishtuar
Dhe me vete përsërisni:

"S'jam e tmerrshme as e thjeshtë
As e tmershme sa të vras
As e thjeshtë satë mos dij
Sa e tmerrshme është jeta"



# Valeri BRJUSOV

## 1873 - 1924

Është njëri nga poetët e shquar modernë rusë. Kaloi nëpër një rrugë krijuese të ndërlikuar e të vështirë.Ka qenë përfaqësuesi më me zë i simbolizmit rus të fundit të shekullit të kaluar dhe siç pat thënë M. Gorki - ishte shkrimtari më i kulturuar në Rusi, ndërsa poeti A. Bllok e pati quajtur "mësues i poezisë së re, poeti rus me të vërtetë i madh."

V. Brjusovi u shqua shumë si përkthyes i poezisë Armene në rusisht. Për këtë punë iu dha titulli "Poet i popullit të Armenisë".

Përktheu dhe poetin e njohur belg E. Verharen si dhe poetë letonezë e finlandezë. Vdiq më 9 tetor 1924 duke mbetur në historinë e letërsisë ruse si njëri nga poetët e mëdhenj të çerekut të parë të këtij shekulli.

# Në barkë

U ngrys, u err liqeni; ra heshtja përmbi dhé.
Zëmbaku mbylli buzët; kallami u kërrus e fle.

S'dëgjohet ros' e egër; mbi ujin që dremit
Në qiell priret, çirret dhe ndrit ndonjë nosit.

Dhe barka nanuriset mbi valën që po fle
Dhe drita e zbehtë e hënës mbi valë vjen te ne.

Ti hesht e dashur; un' hesht e hesht gjithkund,
Besnikë të kësaj nate me hënë e yj pa fund.

Një mjegull ra mbi brigjet dhe përmbi pyll pllakos;
Nën qiellin plot me yje ngjan bota se fundos...

E di, e di, e dashur si rri në qetësi,
Si prapë e trishtuar mendon për mua, ti.

E di se mes trishtimit një ëndërr vjen të merr...
Thërret, rënkon nositi, pastaj humbet në terr

Dhe heshtja rritet, rritet dhe nata lehtas vjen,
Ti fshehtas qan, e dashur, përkulur mbi liqen.

## Mjegull vjeshte

Një mjegull vjeshte rrëshqet trishtueshëm mbi fushat
zhveshur e mbetur djerr
Dhe muzgu bie, prej lartësie dhe mbarë botën
e mbyt në terr.

Një mjegull vjeshte rrëshqet trishtueshëm mbi fushat
djerë si me përtim
Dhe muzgu bie, mbulon me hije, të zymtën botë
të shpirtit tim.

Mos varen shelgje mbi ata pellgje, a mos fantazma
vallzojn' plot gas?
Apo veç mjegullat po zvarrisen mbi fushat djerë
në këtë çast?

Mos ish zog nate, që shkoi e vate, dhe krahët
rrahu në fluturim...
Apo fantazmat e kohës shkuar më janë zgjuar
në shpirtin tim?

Këtu kish diell! Këtu kish fusha! Këtu u mbusha
me këng' e gas!
Kujtoj një puthje dhe lumturinë dhe poezinë
që zjeu pas!

Moj mjegull vjeshte që bredh trishtueshëm mbi fushat
zhveshur e mbetur djerr
Gjith ftohtësinë e qetësinë dhe gjith ç'fsheh ti sot
në shpirt m'i shtjerr.

## Këngë e thjeshtë

Ti nën' atë hijen
E lisit të blerët,
Çupk' e vogël losnje
Që në mëngjes - herët.
Gjyshi të rrëfente
Me të përkëdhelur
Se stërgjyshi i tija
Lisin e pat mjellur.

Ti nën' atë hijen
E lisit të blerët,
Shpesh u fsheve, vashë,
Në muzg, si të tjerët.
Ëmbëlsisht u puthe
Tek ndrij hën' e plotë
Siç u puthën njerëzit
Gjithënjë në botë.

Ti nën' atë hijen
E lisit të bletët,
Grua psherëtive
Te kroi sa herë.
Psherëtive, qave,
Një përrallë të shkuar
Ledhash gënjeshtare
Pasionesh të shuar

Ti nën' atë hijen
E lisit të bleret
Jetën e gënjeshtërt
Kujton plak' e mjerë.
Sjell ndërmend sërishmi
Me vështrim të tretur
Lumturin' e shkuar
Hidhërimn' e  mbetur

Dhe nën' atë hijen
E lisit të bleret,
Përsëri lëndina
Embël fle, si herët.
Kurse ti tek varri
Nën një shelg lotues
Fle në gjumë ëndrrash
Lumturi premtues.

# Sebastiani

Në zjarr, ngadal - ngadal, ti digjesh e zhuritesh
O shpirt' i im!
Në zjarr, ngadal - ngadal, ti digjesh e zhuritesh,
Po s'qit rënkim.

Qëndron si Sebastian i shpuar me shigjeta,
Duron me zor.
Qëndron si Sebastian i shpuar me shigjeta
Në kraharor.

Armiqt' e tu përreth të qeshin, të shikojnë
Të shpojnë keq.
Armiqt' e tu përreth të qeshin, të shikojnë,
Se si po heq.

Zhurit, o zjarr, zhurit, qëllo e shpo shigjetë
Tani q'u err.
Zhurit, o zjarr, zhurit, qëllo e shpo shigjetë
Të fundmen her'.

Si s'erdhi sot ajo në çastin para vdekjes
Si s'erdhi, pra?
Si s'erdhi sot ajo një puthje para vdekjes
Si nuk ta dha?

---

*Sebastiani* - Prijës ushtarak romak. Kur u zbulua se ishte i krishterë, imperatori Dioklecian urdhëroi të vritej me shigjeta.

* * *

Do eci gjatë te ky dhé
Atje, mes brazdash, ku m'a kënda
Edhe së shpejti s'do të ç'mbreh
Kaun e lodhur nga parmënda.

Përpara, ëndërr, kau im besnik!
Pa në mos do, puno me dhunë.
Këtu më ke, kam dhe kamxhik,
Punoj njëlloj si ti dhe unë.

Ne s'bën të prehemi kurrkund
Lëro, thërmo plisat e tharë!
E shkurtër - dita, rruga s'ka fund
Tërhiq, tërhiq parmëndën zvarrë!

Mesditë. Vapa djeg e pjek.
S'gjen fije hije sot në arë.
Shkreti ngjan fusha breg më breg,
Njeri s'na thotë: "Puna mbarë!"

Mban mend si dilnim un' e ti
Në mëngjesherë, në pranverë,
Edhe mendonim, në liri,
Tok të këndonim me të tjerë?

Harro, pra, vesën në mëngjes,
As mos mendo të rrish i qetë!
Mes vapës shko, lëro serbes,
O ka besnik - ne mbetëm vetë!

Dikush nga lart, që urdhër dha,
Vjen llogari për të kërkuar...
Puno përgjersa dritë ka.
Shih! Puna posa ka filluar.

Dhe n'atë çast, kur terr i zi
Mbi neve krahët do të ndehë,
Jo un' o ëndërr, po Ai
Do vijë vetë të të ç'mbrehë!



# Ivan BUNJIN

1870 - 1953

Është prozator e poet i shquar i brezit të poetëve rusë modernë të fundit të shekullit të kaluar dhe dhjetëvjeçarëve të parë të këtij shekulli. Peizazhi rus dhe vetmia njerëzore janë shpesh tema të poezisë së tij.

Lufta e parë botërore e gjeti artist të formuar me kulturë të gjerë dhe nuk u rrëmbye nga propaganda shoviniste ruse e as nga dallgët e revolucionit që, për të, ishte i papranueshëm. Qysh në atë kohë e la atdheun e tij dhe jetoi si emigrant në Francë deri sa vdiq më 1953.

* * *

Ah, të mundja që tani
Veç për vete të mendoj.
Ah, të mundja të harroj
Gjithë sa harrove ti

S'do më fuste frik' e tmerr
Terr' i natës n' amëshim,
Syt e lodhur, me gëzim,
Do t'i mbyllja menjëher'!

# Këngë

Fshat më fshat, me këngë,
Pa halle, pa brengë,
Shkoje ditët ti.

Unë si qyqarja
Shihja nga dritarja
Pyllin përkarshi.

Vajzat qeshnin, qepnin,
Gjyshet tundnin djepin
Unë - në vetmi.

Posi një murgeshë,
Zog kuvlije qeshë,
Zbehur si qiri.

Vallë s'dashurova?
S'u luta? S'lotova?
Zoti pse s'ndihmoi?

Vite erdh' e shkuan
Flokët m'u zbardhuan...
Zërin s'ta dëgjoj.

Djell' i flakëruar
Ndaj të perënduar
        Dhomat krejt i ndrin,

Por ai s'të ngrohka
Dhe shpirti s'guxoka
        Ta flakë robërin'.

Panorama e poezisë ruse, që jepet në këtë libër, do të ishte e mangët, po të mos kisha sjellë diçka nga krijimtaria poetike e Anna Ahmatova-s, jo vetëm se ajo është një nga poetët e shquar modernë rusë, por sepse jeta dhe krijimtaria e saj, në kushtet e diktaturës staliniste është tepër e ngjashme me jetën dhe krijimtarinë e disa prej shkrimtarëve të shquar shqiptarë në kushtet e diktaturës tek ne...

Lindi më 23 Qershor 1889. Që e vogël mësoi frëngjishten. pasi mbaroi gjimnazin vazhdoi fakultetin juridik e më vonë kurse për histori e letërsi. U martua me poetin N. S. Gumiljov me të cilin pati një djalë.

Libri i saj i parë me poezi "Mbrëmje" u botua më 1912 dhe deri më 1922 botoi katër libra të tjera me poezi. Emri i saj u bë i njohur, por erdhën vitet e turbullt të luftës dhe të revolucionit që përmbysën shumë gjëra. Më 1924, në një mbrëmje letrare, recitoi poezinë "Balada e vitit të ri", e cila diku lart nuk u pëlque dhe me vendim të Komitetit Qendror, librat e saj u hoqën nga qarkullimi.

Nuk duhet harruar se ca më parë, më 1921, me urdhër të Komitetit Qendror të Leningradit, qe pushkatuar ish burri i saj, poeti Gumiljov, me të cilin ishte ndarë.

Më 1935, pas vrasjes se Kirovit, arestohet i biri. Ahmatova nxiton t'i shkruajë letër Stalinit. Djalin e lirojnë. Ndërkohë janë arestuar disa nga miqtë e saj e ndër ta poeti Osip Mandelshtam. Ajo shkon ta shohë ku e kishin internuar dhe për pasojë, më 1938 e burgosin djalin përsëri me akuzën absurde: "Sepse ai mund të ishte hakmarrës potencial për të atin". Atëherë shkroi poezinë "Dënimi" që po e japim të pëkthyer më poshtë.

## Dënimi

Dhe ranë fjalët pa ndërprerë
Posi shkëmbinj mbi kraharor.
S'ka gjë. Këtë e pres kaherë.

Do t'ia dal, ndonëse me zor.
E di që sot do kem plot punë:
Kujtesën duhet ta vras, të harroj,
Më duhet shpirtin ta bëj gur, unë,
Dhe prapë më duhet të mësoj të jetoj.

Ç'e do se vjen e ngrohta verë.
Me fëshfëritje te dritarja josh.
Këtë me kohë e kam parandjerë:
Dit' e bukur dhe shtëpia bosh.

Por odiseja e hidhur e jetës së saj nuk do të mbaronte me kaq. Në vjeshtën e vitit 1945 pranoi në shtëpi sekretarin e parë të ambasadës angleze në B. S. që sipas dëshmive të të birit, e bëri me porosi të një drejtuesi letrar të atëhershëm. Mirëpo, për këtë, nga vetë Stalini u quajt "Spiune e anglezëve" (çështje që u mbyll vetëm më 1954).

Përsëri u arrestua i biri dhe u dënua me 10 vjet punë të detyruar. Në po këtë vit (1945), kur recitoi poezi në Moskë, pati shumë sukses në sallë aq sa u quajt si kryengritje. Për këtë shkak, më 14 gusht 1946, u përjashtua nga Bashkimi i Shkrimtarëve Sovjetikë dhe dy libra të saj, gati për botim, u ngrinë për t'u bërë karton.

Pas arrestimit të djalit dogji të gjithë arkivin e saj, letërkëmbime, foto, fletore me poezi, gjithçka.

Dramën e atyre ditëve të rënda me ec e jaket nëpër dyert e burgjeve na e jep të gjallë në ciklin me poezi "Rekuiem" disa pjesë nga të cilat do t'i lexoni në faqet në vazhdim.

Në gjendjen e rëndë të krijuar, e këshilluar nga drejtues letrarë partiakë, për të zbutur zemrën e tiranit, shkroi poezi lavdëruese me rastin e 70 vjetorit të lindjes të "Babait të popujve". Si shpërblim, Stalini dha urdhër ta pranonin në "Bashkimin i Shkrimtarëve Sovjetikë" po djalin nuk ia liruan. Sado të shkruajmë në prozë mbi këtë jetë të trazuar do të themi shumë më pak nga sa ka thënë ajo për vete në poezi. Disa vargje të tillë, të nxjerrë nga krijimtaria e saj, po i citojmë këtu:

* * *

Çuditeni që jam e trishtuar,
Po mes kudhrës e çekanit kam qëndruar.

* * *

Mua, si lumin,
Epoka e ashpër më ktheu.
Jetën ma ndërruan.
Në shtrat tjetër rrodhi ajo
Dhe unë s'i njoh brigjet e mi.

* * *

E vetme, në stolin e të pandehurve
Një gjysëm shekulli po rri
. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .
Thua se më fajtorja
Kam qenë te ky planet?

* * *

Po thjesht, nuk dua të këndoj
Nën tingujt e çelsave të burgut.

* * *

Unë po hesht, ka tridhjet vjet që hesht.
Heshtja e akujve të Arktikut
Qëndron përreth netësh të panumërta
Dhe vjen të shuajë kandilin tim.
Kështu heshtin të vdekurit,
Po kjo është e kuptueshme
Dhe më pak e tmerrshme...

* * *

Dhe shkojnë dhjetëvjeçarët,
Tortura, internime, dënime,
Të këndoj në këtë tmerr, nuk mund.

Dhe kështu Anna Ahmatova mbeti e harruar për gjysëm shekulli në atdheun e vet. Jo. Jo. Nuk u harrua, se ironia e jetës është e ashpër. Emrin e saj, si shkrimtare reaksionare, e mësuan mirë nxënësit e gjimnazeve, sepse e tillë cilësohej ajo në raportin famëkeq të Zhdanovit, të cilin maturantët duhej ta mësonin përmendësh, mbasi e kishin pyetje nëpër biletat e provimeve. Vdiq më 5 mars 1966 dhe mbas tridhjetë vjetësh, më 1996 u botuan në Rusi dy vëllime me krijime poetike të saj. Prej këtyre dy vëllimeve përktheva ç'munda. Shpejt a vonë do të vinë përkthyes të tjerë që do t'ia sjellin lexuesit shqiptar më të plotë e më të bukur krijimtarinë e të shumëvuajturës Anna Ahmatova që pati në Shqipëri disa të mëdhenj simotra e sivëllezër.

Po vazhdojmë tani me disa përkthime nga krijimtaria e saj:

# Requiem

1935 - 1940

Jo, nuk isha nën një qiell të huaj
As nën krah të huaj, e mbrojtur, të fle.
Un' isha këtu, me popullin të vuaj,
Këtu, ku populli im, fatkeqësisht, qe.

## Në vend të parathënies

Në ato vite të tmerrshme unë kalova gjashtëmbëdhjetë muaj nëpër radhët e burgut në Leningrad. Njëherë, dikush, "më njohu" mua. Atëherë gruaja me buzë të mavijosura që ishte pranë meje e cila, natyrisht, asnjëherë në jetë nuk e kishte dëgjuar emrin tim, u zgjua nga mpirja e natyrshme e të gjithëve ne dhe më pyeti te veshi (atje të gjithë flisnin me pëshpëritje):

- Po këtë ju mund ta përshkruani?

Dhe unë i thashë:

- Po.

Atëherë një si buzëqeshje rrëshqiti mbi atë fytyrë që nuk kishte qeshur kurrë.

# Kushtim

Para kësaj brenge kërruset mali
Dhe lumi i gjerë s'rrjedh dot.
Po dyert e burgut janë prej metali,
Përmbas tyre qelitë dhe djali,
Trishtime dhe lot.
. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .

I
Një mot të tërë klith e klith
E pres me padurim,
Porse xhelati ty të lidh
O bir e tmerri im
Gjithçka u bë si lesh e li
Sa s'mundet dot ta gjesh
Kush është kafshë e kush njeri
Dhe ti ç'dënim do kesh.
. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .

II
Javët shkojnë fluturim
Po s'kuptoj se ç'ndodhi, pra,
Nat' e  bardhë si të pa
Ty në burg, o biri im
Netët prapë të shikojnë
Posi një skifter syzjarr,
Ty në kryq si mëkatar
Dhe për vdekjen bisedojnë.

## Vetmi

Kaq shumë gurë hodhën përmbi mua
Sa sot asnjë prej tyre s'më frigon
Me ta një kullë e hijshme u ndërtua
M'e lartër se çdo kullë ajo qëndron.
Ndërtuesit e saj falenderoj
Paçka se e ndërtuan me nxitim.
Prej saj më shpejt agimin e shijoj
Dhe diellin shikoj më gjatë në perëndim.
Dhe në dritaren time dit për dit
Fryn erë deti më flladit.
Në dorën time vjen pullumbi ha
Pa në mos mund të shkruaj më diçka
Një ditë, e perëndishme, krahëlehtë,
Do vijë muza për ta shkruar vetë.

* * *

Për mua nuk mbani përgjegjësi,
Ndërkaq, të qetë mund të flini,
Veçse fëmijët tuaj, gjithsesi,
Për mua do t'ju mallkojnë, ta dini!

* * *

Pse thashë, kur thashë me dikë
Që djali në burg po më mardh,
Pse flas e tregoj për atë
Që Muzës m'i vunë gardh,

Prandaj më fajtorja jam ndër njerëzit
Që ishin, që janë e që vinë...
O, ç'nder të madh do të më bënin
Po të më fusnin në çmendinë!

* * *

Shtatë mijë kilometra të tjera...
Ti s'dëgjon se si nëna thërret
Me thëllimin polar që sjell era
E me brengën që shtyp e më vret.

Ti, o bir, që për dit' egërsohesh
Djal' i parë e i fundit më je.
Atë varr që më mban Leningradi
Mospërfillëse pranvera e sheh.

* * *

Të mos takohemi na mësuan
E as të shihemi sy në sy,
Madje, nuk dimë ç'do të ngjasë
Pas ndonjë ore për ne të dy.

* * *

Përmbi drapër e çekan u betuan me zjarr,
Ndërsa jeta jote po bëhej shkrumb:
"Për tradhëtinë paguajmë me ar,
Po për këngën, paguajmë me plumb"

## Poezive

Në rrugë pa rrugë më çuat këtu,
Si yll që bie në natën sterë
Dhe ishit gënjeshtra e hidhërime ju,
Po qetësim as dhe një herë...

* * *

Tani të gjithë do më harrojnë,
Do kalben librat nëpër sirtare
Dhe Ahmatova s'do emërtojnë
As rrugë, as rrugicë dobare...

# Poemë pa hero

(Triptik)

1940 - 1965

*Deus Conservat omnia*

## Në vend të parathënies

Kërë poemë ia kushtoj kujtimit të dëgjuesve të parë të saj, miqve dhe bashkëqytetarëve të mi, të vrarë në Leningrad në kohën e rrethimit.

Zërat e tyre i dëgjoj e i kujtoj, kur lexoj poemën me zë dhe ky kor i fshehtë u bë për mua gjithmonë miratuesi i kësaj që shkrova.

*8 prill 1943, Tashkent*

Më vinë shpesh zëra përmbi interpretimet e gabuara dhe absurde të "Poemës pa hero". Dikush, madje, më këshillon ta bëj poemën më të kuptueshme.

Kam hequr dorë nga një gjë e tillë.

Asnjë lloj kuptimi të tretë, të shtatë apo të njëzeteshtatë nuk përmban poema.

Nuk do ta ndryshoj e nuk do ta sqaroj.

"Atë që shkrova - e shkrova".

*Nëntor 1944, Leningrad*

* * *

*Shënim:* Nga kjo poemë e gjatë dhe e vështirë m'u duk me vend të përktheja atë pjesë që tregon për brengën e pengesave në punën krijuese të shkrimtarëve në ish Bashkimin Sovjetik, aq fort të ngjashme me atë të shkrimtarëve Shqiptarë në kohën e diktaturës, që na i jep të gjallë Anna Ahmatova në pak vargje:

I
Redaktori ësht' i pakënaqur me mua
Se qenka i sëmurë m'u betua.
Në telefon uluriti zëçjerrë.
"Janë tri tema menjëherë!
Lexoj gjer në fund e s'kuptoj ç'thua,
Se kush e me kë u dashurua,

II
Kush, kur e pse u takua,
Kush u vra, kush gjallë u shpëtua,
Kush ësht' autori e kush heroi."
E po ç'na duhen sot këto
Mendime për poetin e me to
Kjo luzmë fantazmash...
. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .

## Boris Pasternakut

I

. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .
Të gjitha lulet çelën përmbi dhé
Për nder të kësaj vdekje gjëmëplotë
Dhe gjithandej një heshtje krejt u ndeh
Përmbi këtë planet me emrin... Botë.

II

. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .
Edhe vetëm i çmenduri bli
Te ky maj i përzishëm lulëzoi
Ballpërballë dritares, ku ai,
Një ditë maji vetë më tregoi,
Se rrug' e artë shtrihej para tij
Ashtu si vetë Zoti urdhëroi.

* * *

Poeti është shpirt e jo njeri,
Qoftë i verbër si Homeri vetë
A si Beethoveni - shurdh, gjithsesi
Ai shikon, dëgjon e sundon në jetë.

* * *

Pra shkuan shtatë vjet... Tetori ngadhënjimtar
Këpuste jetë njerëzish posi një gjeth të tharë,
Po mikun tim, së paku, në fund mundi ta marrë
Vapori që largohej nga Atdheu që digjej zjarr.

* * *

Për këtë të paskan puthur vetë,
Për këtë kam vajtur në dashuri,
Që tani, e lodhur dhe e qetë,
Ty të të kujtoj me neveri?

## Balada e vitit të ri

Dhe hëna e trishtme që lart, përmbi re,
Sheh dhomën, tryezën në qosh.
Mbi të ata gjashtë servise sheh,
Po njëri ndër ta është bosh.

Im shoq e un' e miqtë përqark
Po presim tok vitin e ri.
Po pse i ndjej gishtat kështu, si në gjak,
Dhe vera më ngjan helm e zi?

I zot' i shtëpisë ngrë brokën përplot
Dhe foli serioz, zemërgjerë:
"Për tokën e fushës e pij këtë sot,
Ku do të shtrihemi të tërë".

Po tjetri më pa në sy e pastaj
Ç' mendoi një zot e di pse
Këlthiti: "Të pimë për këngët e saj
Ku rrojmë të gjithë ne".

I treti që s'dinte asgjë
Se kur shkoi ai nga kjo botë,
Atë ç'po mendoja zuri të thotë:
"Ne duhet për atë që s'është më
Ta pimë këtë gotë!"

* * *

S'do pimë dot nga e njëjta brokë
As ujë e as t'ëmblën verë,
S'do puthemi të dy në mëngjesherë
S'do presim mbrëmjen kokmëkokë
Un dua hënën, diellin do ti
Po të dy kemi të njëjtën dashuri.

Me mua rri ti shok m'i mir'i imi
Dhe pranë teje unë, shoqja jote, rri
Un' t'i kuptoj ata dy sytë gri
Ty o fajtor i gjithë këtij lëngimi.
Takimet tona s'i shpeshtojmë dot
Kështu e mbrojmë prehjen tonë kot.

Veç zëri yt këndon në vargun tim,
Në vargun tënd veç fryma ime ndjehet.
O, ka një zjarr të tillë që nuk mehet,
Që s'mund ta prekë frikë e harrim.
Sikur ta dije ti sa fort i dua
Ato buzët e thata, të kuqe, të tua!

# Përmbajtja

*Të desha fort dhe ndoshta zjarr' i parë*
*Në shpirtin tim s'u shua përgjithnjë.*
*Po ç' ta lëndoj një plagë të përtharë...*
*Nuk dua të sëndisesh kurrë më.*

*Të desha fort, i heshtur, shpresëshuar,*
*Me drojtje, me zili, pa hapur gojë.*
*Me ç' afsh e ç'zjarr të pata dashuruar,*
*Një tjetër, dhëntë Zoti, të të dojë.*